# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 339 • VITI 32 • SHKURT 2019 • XHUMADEL-UHRA 1440 • ÇMIMI 1 €

- Një vepër kapitale nga fusha e hadithit
- Kolonizimi i Kosovës me serbë e malazezë
- Komentimi i kaptinës – “El-Mearixh”



# URIMI ME RASTIN E PAVARËSISË SË REPUBLIKËS SË KOSOVËS

Me rastin e 17 Shkurtit, ditës së shpalljes së pavarësisë së Kosovës, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës uron të gjithë qytetarët e Kosovës për këtë ditë.

Dita e 17 Shkurtit shënon historinë më të re të Kosovës dhe ngjarjen e saj më madhështore, që është shpallja e pavarësisë.

Në këtë ditë kur kujtojmë kthesën më të madhe për kombin duhet të reflektojmë, në rend të parë, duke qenë falënderues ndaj Krijuesit Fuqiplotë, ndaj të gjithë atyre brezave që me sakrificën e gjakun e derdhur të dëshmorëve jetësuan ëndrrën shekullore dhe ndaj gjithë faktorit ndërkombëtar, botës së lirë që na ndihmuan të jetësojmë idealin e kahmotshëm. Tani që kemi plotësuar dekadën e parë si shtet, kemi hyrë në fazën kur më shumë se kurrë kemi nevojë për bashkim e bashkërendim detyrash e obligimesh në të gjitha nivelet institucionale duke ruajtur unitetin tonë veprues, ngase lufta për shtet-ndërtim ka qenë dhe vazhdon të na jetë sfidë siç ka qenë edhe për kombet e mëdha në historinë e tyre.

Pavarësimi është një moment, i cili, në fakt, hap një histori të re, me përgjegjësi e detyra të reja e të shumta, në fokus të të cilave është dinjiteti i qytetarit dhe mirëqenia e tij.

Bashkësia IsIame e Kosovës është e përkushtuar që, amanetin e ulemasë sonë për t'i dalë zot vatanit, ta ruajë e ta kultivojë si një nga vlerat më të larta dhe do të jetë e pakompromis në luftën kundër çdo ideologjie radikale që rrezikon sigurinë dhe imazhin e vendit tonë. Edhe një herë, gëzuar 11-vjetorin e Pavarësisë së Kosovës!

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Kolonizimi i Kosovës me serbë e malazezë

"Allahu ju ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj: ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetes."
(El Mumtehine: 9)

Akti për kolonizimin e territoreve të reja të sapozaptuara në Kosovë dhe në Maqedoni ishte miratuar nga qeveria serbe qysh më 1914, në mbarim të luftërave ballkanike dhe pas largimit të perandorisë osmane, por shpërthimi aq shpejt i Luftës së Parë Botërore e kishte penguar zbatimin e tij.

Me përfundimin e Luftës së Parë Botërore, shumica e shteteve të Antantës, i shpërblyen Malin e Zi dhe Serbinë duke u dhënë territore të shumta shqiptare dhe duke e mirëpritur dëshirën e gjithë krerëve të sllavëve të Jugut për t'u bashkuar në një shtet të vetëm nën drejtimin e Serbisë në të ashtuquajturën Mbretëria SKS (1918). Këto shpërblime iu dhanë Serbisë dhe Malit të Zi, veçanërisht Serbisë, si rrjedhojë e kontributit të madh që dhanë këta dy shtete në koalicion me Antantën kundër koalicionit Austri, Gjermani dhe Turqi.

Historiani malazez Petar Tomasheviq në librin e tij "Jetë dhe vdekje në Ballkan"për kolonizimin e Kosovës, veç të tjerash shkruan:

"Fitimtarët e Luftës së Parë Botërore dhanë miratimin për krijimin e shtetit të ri, që fillimisht u quajt Mbretëria e Serbëve, Kroatëve dhe Sllovenëve dhe u shpall në Beograd në dhjetor 1918... Kufijtë e përcaktuar në Versajë përfshinin brenda këtij shteti popullsi të konsiderueshme të disa kombeve josllave: shqiptarë, hungarezë dhe gjermanë… Serbët, duke qenë më të shumtët në numër nga sllavët e Jugut, e shihnin rolin heroik të tyre në Luftën e Parë Botërore, si mandatin e tyre për të qeverisur kombet e tjera.…

"E ndodhur përballë problemeve fetare dhe nacionaliste, vështirësive në organizimin e shtetit të ri, papunësisë së lartë dhe pakënaqësisë midis ushtarakëve të çmobilizuar, qeveria e Beogradit lëshoi, më 1920, një thirrje patriotike drejtuar këtyre djemve të rinj: "Përpara në Kosovën Serbe!". Sikundër pritej, kjo thirrje pati reagimin më të madh në Serbi dhe Mal të Zi, ku veteranët si babai im e panë atë si zgjidhjen e problemeve të tyre ekzistenciale që u ishte premtuar atyre dendur në luftë...

"Rreth 60 mijë serbë e malazezë, midis të cilëve dhe prindërit e mi, iu përgjigjën thirrjeve patriotike nga Beogradi për të "ripushtuar" Kosovën, të cilën perandoria serbe e kishte humbur pas betejës së famshme të Fushë Kosovës më 1389. Ata (prindërit) do të shkonin në Mitrovicë me kamionë ushtarakë. Në secilën makinë kishte disa ushtarë të armatosur, pasi karvani i tyre do të kalonte qafën e lartë të malit Çakor, nëpërmjet së cilës ushtria serbe ishte tërhequr më 1915. Ky terren i ashpër e i thepisur ku makinat ecnin tepër ngadalë, ishte i mbushur plot me rebelë shqiptarë, që rrinin në gatishmëri për të sulmuar varganin e makinave në përpjekje për të ndaluar kolonizimin serb dhe atë malazez të Kosovës...

"Kur babai dhe nëna ime mbërritën në Kosovë më 1920, Mitrovica ishte një vend thuajse i shkretë, i prapambetur… Sheshi ishte mbushur me të porsaardhur që prisnin t'u caktoheshin toka dhe shtëpitë. Këtu ligjin e bënte ushtria. Ishte Komanda ushtarake ajo që caktonte tokën që do të merrte secili… Për shkak të vendndodhjes së tij, qyteti i vogël i Mitrovicës ishte zgjedhur si ndalesë e parë dhe pikëmbështetje për depërtimin e mëtejshëm në Kosovë dhe për të rifituar "tokën e shenjtë serbe", tashmë e banuar në shumicën dërrmuese nga shqiptarët etnikë…

"Kolonët malazezë i shikonin si shqiptarët ashtu dhe turqit, 'njerëz të një besimi të huaj', si armiqtë e tyre...

"Të krishterët ortodoksë të sapoardhur ishin shumë të ngazëllyer të gjenin një numër të vogël sivëllezërish serbë ortodoksë, 'banorë të vjetër' të Kosovës, të cilët gjatë pesëqind vjetëve të sundimit osman kishin mundur të ruanin gjuhën, besimin dhe zakonet e tyre...

"Babai im, si të gjithë kolonistët, ishte më se i bindur që të gjitha tokat në Kosovë u duheshin marrë shqiptarëve dhe t'u jepeshin serbëve dhe malazezëve, duke e justifikuar këtë me "të drejtën e shenjtë serbe" mbi këtë territor. Ai u përfshi sinqerisht në fushatën për kolonizimin e krahinës, duke shkruar letra në të gjitha pjesët e Malit të Zi për t'ua mbushur mendjen të afërmve dhe miqve "të zbrisni nga malet e egra, të lini prapa dhitë tuaja dhe jetën e ndyrë e të bashkoheni në rizaptimin e Kosovës serbe. Kosova mund të jetë shpëtimi ynë, jeta e re për të cilën kemi ëndërruar, Amerika jonë. Serbët do të ngrihen nga hiri dhe do të bëhen më të famshëm dhe më të fuqishëm se në kohën e Car Dushanit"..."

Kombi shqiptar, duke u bashkuar në Luftën e Dytë Botërore, 1939-1945, me krahun antifashist, shpresoi se do të korrigjohej ajo padrejtësi që ishte bërë nga Antanta, por, në vitin 1945, në Jaltë, Aleatët ranë në ujdi që të mos e cenonin shtetin e sllavëve të Jugut, Jugosllavinë. Megjithatë, populli shqiptar në trevat e ish-Jugosllavisë nuk e ndaloi luftën, që përfundoi në vitin 1999 me Luftën Çlirimtare të Kosovës.

Dr. Ajni Sinani

Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës, me rastin e promovimit të veprës "Islami nëpërmjet haditheve"

# Një vepër kapitale nga fusha e hadithit

*I nderuari nënkryetar i Kryesisë së Çështjeve Fetare të Turqisë (DIJANET-it), dr. Selim Argun,*

*Të nderuar drejtuese të institucioneve dhe organeve të BIK-ut,*

*I nderuar ambasador i Republikës së Turqisë në Prishtinë, Çagrë Sakar,*

*I nderuar atashe për çështje fetare në ambasadën turke në Prishtinë,z. Nevzat Sabri Arkin,*

*Të nderuar imamë dhe nëpunës të Bashkësisë Islame,*

*Të nderuar pedagogë, nxënës e studentë,*

*Të respektuar bashkëpunëtorë të mi,*

*Vëllezër dhe motra,*

*Të nderuar të pranishëm!*

Kam nderin dhe kënaqësinë që t'ju drejtohem e t'ju përshëndes në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve dhe organeve të saj dhe në emrin tim personal.

Fillimisht, ju falënderoj që keni ndarë pjesë nga koha juaj e çmuar për të qenë së bashku me ne në promovimin e veprës"Islami nëpërmjet haditheve", e ideuar dhe e realizuar nga Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë (DIJANET-i), kurse e përgatitur nga studiuesit dhe penat më eminente të fushave përkatëse të institucioneve fetare dhe arsimore të Turqisë.

Vepra të cilën po e promovojmë sot, fillimisht është menduar që t'u shërbejë lexuesve dhe besimtarëve turqishtfolës, mirëpo, kur u pa se kjo vepër u prit shumë mirë, u vlerësua nga kritika dhe pati jehonë dhe prezantim të suksesshëm në Turqi, DIJANETI, në bashkëpunim me bashkësitë fetare të rajonit, pra edhe me Bashkësinë Islame të Kosovës, vendosi që ta përkthejë dhe ta botojë edhe në gjuhën shqipe, duke i ofruar kështu lexuesit shqiptar, në rend të parë studiuesve, pastaj imamëve e studentëve tanë, një vepër kapitale dhe vëllimore nga fusha e hadithit.

S'ka dyshim se botimi i kësaj vepre për literaturën islame në gjuhën shqipe ka një domethënie të veçantë, sepse pas botimit të përkthimeve të Kuranit dhe "Sahihul-Buhariut"në shqip, lirisht mund të thuhet se disiplinat islame te ne nuk kanë realizuar ndonjë vepër të përmasave të tilla e aq më pakë nga fusha e hadithit.

*Të nderuar të pranishëm*

Më lejoni të theksoj edhe këtë se bashkëpunimi ynë me Dijanetin e Turqisë është i shumanshëm dhe në disa fusha, ku kemi realizuar një sërë projektesh madhore, në mesin e tyre pa dyshim bën pjesë edhe botimi i veprës "Islami nëpërmjet haditheve" që po e promovojmë sot.



Themi kështu, sepse fjala e shkruar në fenë tonë ka peshë dhe rëndësi të veçantë dhe për këtë Allahu xh.sh. në Kuran betohet dhe thotë: “NUN, vel-kalemi ve ma jesturun” “Nun, betohem në lapsin dhe në atë që ata shkruajnë”. (El-Kalem, 1)

Për më tepër, siç edhe e dimë, fjala e parë në Kuranin fisnik është“Lexo, studio, mëso... me Emrin e Zotit.”

Prandaj duke u nisur nga këto premisa dhe porosi hyjnore, myslimanët fjalës së shkuar i kanë kushtuar vend meritor përgjatë gjithë historisë së tyre.

Kurse, falë dijetarëve që dijet dhe zbulimet e tyre i hodhën të përmbledhura në faqet e librave, sot bota dhe njerëzimi njeh këtë zhvillim, këto arritje që ne sot i gëzojmë, po ashtu nëpërmjet shkrimeve, ne sot njohim një pjesë të mirë nga e kaluara e njerëzimit, njohim kulturat dhe qytetërimet e hershme, me një fjalë, njohim të kaluarën historike të popujve, në mënyrë që të projektojmë sa më mirë të ardhmen tonë.

Në vargun e atyre veprave kapitale që u qëndrojnë kohëve dhe shekujve është edhe hartimi dhe realizimi i veprës me një titull sa domethënës po edhe me aq plotkuptim “Islami nëpërmjet haditheve”, të cilën po e promovojmë sot.

*Të nderuar të pranishëm,*

Syneti dhe Tradita e Pejgamberit a.s., pas Kuranit fisnik, është burimi i dytë i fesë islame. Pa njohjen e tij nuk mund të njihet feja islame. Për këtë arsye, dijetarët myslimanë që herët i janë qasur studimit të hadithit të Pejgamberit a.s. dhe kështu ua kanë bërë më të lehtë dhe më të qartë besimtarëve myslimanë zbatimin dhe praktikimin e kësaj tradite të begatë të Pejgamberit a.s..

Sepse praktikimi i Synetit të Pejgamberit a.s. nënkupton dashurinë dhe respektimin e mësimeve të tij, rrjedhimisht edhe respektimin e urdhrave të Allahut xh.sh., sepse në Kuranin fisnik, në mënyrë të prerë, thuhet: “ Thuaju (o Muhamed): “Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu do t’ju dojë




dhe t’jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë.” (Ali Imran, 31); “O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit ...” (En Nisa, 59).

“Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun” (El Ahzab, 21)

*Të nderuar pjesëmarrës,*

*Zonja dhe zotërinj,*

Në qoftë se në këtë fjalë timen do të më kërkohej t’i them dy tri konstatime për veprën të cilën po e promovojmë, pa u hyrë në hak referuesve të tjerë dhe sa për ta përmbushur këtë kërkesë, pa asnjë dyshim do të thosha se e veçanta e kësaj vepre qëndron në faktin se:

- Është ideuar, projektuar, realizuar e botuar nga një institucion me traditë dhe me kompetenca e përgjegjësi, siç është Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë (DIJANETI);
- Është hartuar me shumë kompetencë e akribi shkencore nga një grup akademikësh dhe njohës të mirë të fushave përkatëse;
- Është një vepër që përveç anës shpjeguese dhe tematike, ka edhe studimin shkencor për fushën e hadithit shumë të nevojshëm dhe me plot të dhëna për të kuptuar këtë shkencë para se të hyhet në çështjet e saj tematike;
- Kjo vepër e shpjegon fenë islame nëpërmjet haditheve me një qasje shumë origjinale, për të mos thënë ndër të rrallat në këtë drejtim, me një mënyrë të thjeshtë dhe të kuptueshme;
- Si e tillë ajo lexuesit i mundëson që ta kuptojë fenë islame nëpërmjet haditheve përtej interpretimeve të gabuara, të njëanshme, të ngurta e ekstreme;
- Është përkthyer mjeshtërisht dhe në formë të arrirë në gjuhën shqipe, po ashtu nga njerëz që kanë jo vetëm përvojë në fushën e shkrimit, por janë edhe intelektualë teologë të njohur.

Dhe duke i pasur parasysh gjithë këto, dhe sigurisht për shkak të metodologjisë së ndjekur dhe përmbajtjes së saj të bollshme e vëllimore dhe shumë të rëndësishme, kjo vepër duhet të jetë pjesë e pandashme e bibliotekave të hoxhallarëve tanë dhe sidomos duhet të bëhet pjesë e literaturës së detyrueshme në medresetë dhe fakultetin tonë islam.

Për këtë do të kujdeset dhe do të angazhohet Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, e cila të gjitha këshillat e saj e nëpërmjet tyre edhe imamët në nivel vendi, Medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame, do t’i pajisë me veprën madhore “Islami nëpërmjet hadhitheve”.

Edhe një herë duke ju falënderuar për durimin dhe kohën që keni ndarë, ju përshëndes dhe ju uroj që të shihemi sa më shpesh në këso promovime veprash me rëndësi!

*Ves-selamu alejkum!*

*Prishtinë, 21 shkurt 2019*

*Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Mearixh"

Kaptina "El-Mearixh" është kaptinë mekase, sipas mendimit unanim të dijetarëve. Transmetojnë Ibn Durejsi, Nehasi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Ka zbritur surja "Se'ele" - (El-Mearixh) në Mekë." Ibn Merduvije, të njëjtin transmetim e përcjell edhe nga Ibn Zubejri.[1] Kaptina "El-Mearixh" ka gjithsej 44 ajete, 213 fjalë dhe 757 shkronja.[2] Ka zbritur pas sures "El-Hakkah" dhe para sures "En-Nebe'ë". Në radhitjen e Mushafit mban numrin 70, kurse në radhitjen e zbritjes është e 78-ta.[3]

## Emërtimi i kaptinës "El-Mearixh"

1. Emërtim kryesor i kësaj sureje është **"El-Mearixh"**, emërtim me të cilin ka qenë e njohur që nga koha e Resulullahut s.a.v.s., si dhe në kohën e sahabëve, dhe me po këtë emër është radhitur nëpër mushafe, dhe në shumicën e librave të Tefsirit dhe të Sunetit.[4]

Arsyeja e një emërtimi të tillë janë ajetet 3-4 të kësaj sureje: *"Ai dënim vjen nga Allahu, pronari i* ***shkallëve të larta*** *(në qiej). Atje ngjiten engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) në një ditë që zgjat pesëdhjetë mijë vjet (ose lartësia e atyre shkallëve është pesëdhjetë mijë vjet)."*[5]

Fjala *"El-Mearixh"* nënkupton shkallët e larta apo ngritjen në lartësi, të engjëjve më të mëdhenj në krye me Xhibrilin a.s., i cili është ngarkuar me përcjelljen e shpalljeve te të dërguarit e Allahut.

2. Emërtimi i dytë i sures është**"Se'ele"**. Ky emërtim ka qenë i njohur ndër sahabët, siç përcjellin Ibn Abasi dhe Ibn Zubejri, se surja *"Se'ele"* ka zbritur në Mekë. Me këtë emërtim e kanë quajtur Taberiu, Ibn Atije, Ibnul Xhevzij, Hazini, Thealebiu, Shevkaniu, Alusiu, Xhessasi etj., ashtu siç e kanë përmendur edhe muhaddithinët, Buhariu, Tirmidhiu[6] etj.

Arsyeja e këtij emërtimi është ajeti i parë i kësaj sureje: *"Një pyetës* ***e kërkoi*** *dënimin e pashmangshëm."*[7]

Këtij emërtimi, dijetarët si Ibnul Xhevzij. Ibn Kethiri, El-Fejruzabadi, Buhariu dhe Tirmidhiu[8] ia kanë shtuar edhe fjalën e dytë të ajetit të parë: **"sailun"**, d.t.th. **"Se'ele sailun"**, dhe në këtë formë e kanë përmendur në librat dhe tefsiret e tyre.

3. Ndërsa emërtimi i tretë i kësaj sureje është: **"Suretul Vaki'ë"**. Këtë emërtim e kanë përmendur Sehaviu, Fejruzabadi, Sujutiu etj. Arsyeja e këtij emërtimi është fundi i ajetit të parë *"adhabun vaki'ë"*.[9]

## Vlera e kësaj kaptine

- Surja **"El-Mearixh"** bën pjesë në grupin e sureve *"El-Mufassal"*. Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vathilete ibnul Eska'ë El-Lejthi, të ketë thënë: "I Dërguari i



Allahut s.a.v.s. ka thënë: *"Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja,* (suret nga *El-Bekare* e deri te *El-Enfal* ose *Et-Tevbe*); *më janë dhënë në vend të Zeburit, "El-Mi'ine" - njëqindëshet,* (suret që kanë mbi 100 ajete); *më janë dhënë në vend të Inxhilit "El-Methani"* - (suret që kanë më pak se 100 ajete), *ndërsa jam nderuar* (ndaj të dërguarve të tjerë) *me suret "El-Mufassal"* (nga sureja *Kaf,* e është thënë nga *El-Huxhurat,* deri te *En-Nas*)."[10]

- Transmetohet nga Alkame dhe El-Esvediu të kenë thënë: Erdhi një njeri tek Abdullah ibn Mes'udi dhe i tha: Unë i lexoj të gjitha suret *"El-Mufassal"*, në një rekat, e Ibn Mes'udi i tha: A mos po mendon se ky Kuran është si poezi, që të ngutesh në leximin e tij e të ndalesh ku të duash, dhe a mendon se këto vargje kuranore u ngjajnë vargjeve të hurmave të prishura?! Dije se Pejgamberi a.s. në një rekat lexonte vetëm nga dy sure prej sureve *"El-Mufassal"*, si: *"En-Nexhm"* dhe *"Er-Rrahman"* në një rekat, *"Ikterebeti-s-sa'atu"* dhe *"El-Haakkah"* në një rekat, *"Et-Tur"* dhe *"Edh-Dharijat"* në një rekat, *"Idha vekeatil vakia"* dhe *"Nun"* në një rekat, ***"Se'ele sailun"***dhe *"En-Naziat"* në një rekat, *"Vejlun lil mutaffifin"* dhe *"Abese"* në një rekat, *"El-Muddeth-thir"* dhe *"El-Muzzemmil"* në një rekat, *"Hel eta alel insani"* dhe *"La uksimu bi jevmil kijame"* në një rekat, *"Amme jetesaelune"* dhe *"El-Murselat"* në një rekat, dhe *"Ed-Duhan"* dhe *"Idhe-sh-shemsu kuvviret"* në një rekat."[11]

## Shkaku i zbritjes

- Në ajetet (1-2) të kësaj kaptine: ***"Një pyetës kërkoi një dënim të pashmangshëm, për jobesimtarët. Atë*** *(dënim)* ***s'ka kush që mund ta ndalë"***, kemi edhe shkakun e zbritjes, siç transmetojnë Nesaiu dhe Ibn Ebi Hatimi nga Ibn Abasi, se këto dy ajete kanë zbritur në lidhje me Nadr ibnul Harithin, i cili ashtu siç e përshkruan ajeti i 32 i sures *"El-Enfal"*: ***"O Allah! Nëse është ky*** *(Kurani)* ***vërtet prej Teje, lësho gurë nga qielli kundër nesh, ose sillna ndonjë dënim të idhët."***. Pas kësaj duaje që ai bëri kundër vetvetes, ndëshkimi i arriti në luftën e Bedrit, kur edhe u vra.[12]

- Transmeton Ibnul Mundhiri nga Haseni të ketë thënë: "Kur zbriti ajeti i parë i sures *"El-Mearixh"*: ***"Një pyetës kërkoi një dënim të pashmangshëm"***, njerëzit pyetën: mbi kë do të bjerë ky dënim?, Atëherë zbriti ajeti i dytë i kësaj kaptine: ***"për jobesimtarët. Atë*** *(dënim)* ***s'ka kush që mund ta ndalë"***.[13]

Në lidhje me ajetet 38-39: ***"A mos secili prej tyre lakmon të hyjë në Xhenetin e begatshëm? Kurrsesi...!"***, komentatorët kanë thënë: Idhujtarët tuboheshin për të dëgjuar të Dërguarin e Allahut, por nuk përfitonin asgjë prej tij, përkundrazi e përgënjeshtronin dhe talleshin me të duke thënë: Nëse këta (besimtarët) do të hyjnë në Xhenet, ne do të hyjmë para tyre, dhe ne do të kemi më shumë hise në të sesa këta. Pas këtyre fjalëve, Allahu zbriti ajetet në fjalë, 38 dhe 39.[14]

## Lidhja e kësaj kaptine me atë paraprake

Një prej karakteristikave të veçanta të kësaj sureje, është se ka zbritur pas sures *El-Hakkah*, ndërkohë që edhe në Mushaf është radhitur menjëherë pas saj., kështu që edhe si tërësi, tematike konsiderohet plotësim i saj, sidomos kur bëhet fjalë rreth përshkrimit të Ditës së Kiametit, të Xhehenemit, si dhe të gjendjes së besimtarëve dhe të kriminelëve nesër në Ahiret.

- Surja *El-Hakkah* flet për jetësimin e së drejtës dhe të së vërtetës në mes njerëzve, gjë që sqarohet shumë mirë në shpërndarjen e fletushkave, atëbotë, kur njerëzit do të jenë ndarë në dy grupe, besimtarë dhe jobesimtarë, ndërkohë që surja *El-Mearixh* hapet pikërisht me fjalët e këtij grupi jobesimtar, të cilët përgënjeshtronin dhe mohonin Ditën e Gjykimit, e cila patjetër do të vijë.

- Surja paraprake *El-Hakkah* filloi me përmendjen e njërit prej emrave të Ditës së Gjykimit dhe tmerreve të saj, ndërkohë që këto pamje të llahtarshme dhe vuajtje që jobesimtarët do t'i përjetojnë, janë sqaruar e detajuar në mënyrë shumë më të përpiktë në suren *El-Mearixh.*

- Në suren *El-Hakkah* është përmendur ndryshimi që do të pësojë qielli në Ditën e Kiametit, në ajetin 16: ***"E qielli çahet, pse ai atë ditë është i rraskapitur"***, kurse në ajetin 8-të, të sures *El-Mearixh* kemi këtë përshkrim të qiellit: ***"Atë ditë, qielli do të bëhet si kallaji i shkrirë".***

- Në lidhje me kodrat, në ajetin 14, të sures *El-Hakkah* kemi këtë përshkrim: ***"Dhe të ngrihen toka e kodrat e t'i mëshojnë njëratjetrës me një të goditur."***, ndërsa në ajetin e 9-të, të sures *El-Mearixh* në lidhje me kodrat thuhet: ***"e kodrat do të bëhen si lesh i lënurur*** *(shprishur)*.***"***

- Në suren paraprake, janë përmendur pësimet e popujve të mëparshëm, si pasojë e kryeneçësisë së tyre, që nuk po pranonin dritën e udhëzimit. Krejt kjo ka ardhur për ta qetësuar shpirtërisht Pejgamberin a.s., që të mos mërzitej për suksesin e misionit të tij, ndërkohë që edhe në suren *El-Mearixh* shohim se si do të përfundojnë përgënjeshtruesit e Ringjalljes: ***"Ditën, kur do të dalin nga varrezat duke vrapuar, sikur të ishin duke nxituar drejt idhujve, me shikime të përulura, të kapluara nga poshtërimi..."*** – *(El-Mearixh, 43-44)*

- Në suren *El-Hakkah* , ajeti 18, sqaron se jobesimtari në Ditën e Gjykimit, nga dëshpërimi do

Ditën e Llogarisë para Allahut, njerëzit që në këtë botë dikur ishin miq të mirë, tash do të ikin nga njëri-tjetri dhe nuk do të pyesin fare për njëri-tjetrin, nga frika në mos ata do t'i kërkojnë njëri-tjetrit ndonjë hak...

të thotë: ***"Pasuria ime nuk më bëri fare dobi."***, kurse në suren *El-Mearixh* në ajetin e 18-të: ***"Dhe që ka grumbulluar** (pasuri) **dhe e ka fshehur** (depozituar)**"***, sqarohet se ata që tubuan pasuri duke e ruajtur atë, pa u ndihmuar të varfërve, siç ishte rasti i parisë kurejshite në krye me Ebu Xhehlin dhe të ngjashmit me të, kjo pasuri e grumbulluar nuk do t'u bëjë kurrfarë dobie nesër në Ahiret, sepse ata e humbën edhe këtë botë edhe botën tjetër, për shkak të mendjemadhësisë dhe kufrit të tyre.

- Një ngjashmëri të këtillë kuptimore kemi edhe ndërmjet ajeteve (33-34) të sures *El-Hakkah*: ***"Se ai ka qenë që nuk besoi Allahun e madhëruar. Ai nuk nxiste për t'i ushqyer të varfrit."***, dhe ajeteve (17-18) të sues *El-Mearixh*: ***"Që thërret atë që është zmbrapsur e larguar** (prej besimit)**, dhe që ka grumbulluar** (pasuri) **dhe e ka fshehur** (depozituar)**.."***, ku sqarohet se disa prej idhujtarëve kurejshë preokupoheshin vetëm për tubimin e pasurisë dhe nuk kujdeseshin fare për të ushqyer të varfrit.

- Po ashtu, ka një lidhje edhe mes ajetit 18 të sures *El-Hakkah*: ***"Ai nuk nxiste për t'i ushqyer të varfrit."***, në të cilin shohim përshkrimin e zemërngushtësisë së idhujtarëve në raport me të varfrit, dhe ajeteve (24-25) të sures *El-Mearixh*: ***"Dhe që nga pasuria e tyre e kanë ndarë një pjesë të caktuar, për lypësin dhe për nevojtarin;."***, ajete të cilat përshkruajnë zemërgjerësinë dhe bujarinë e besimtarëve në raport me të varfrit, duke ndarë një pjesë të pasurisë për ta.

- Ndërsa duhet të meditojmë thellë për një ngjashmëri në mes ajetit të 35-të të sures *El-Hakkah*: ***"Ai sot nuk ka këtu ndonjë mik"***, ajet i cili flet se mohuesi i Allahut, nesër në Ditën e Gjykimit, nuk do të ketë asnjë mik që do të mbrojë e do të përkrahë, kurse në suren *El-Mearixh*, nga ajeti i 10-të: ***"Dhe asnjë mik nuk pyet për mikun"***, na bëhet e qartë se në Ditën e Llogarisë para Allahut, njerëzit që në këtë botë dikur ishin miq të mirë, tash do të ikin nga njëri-tjetri dhe nuk do të pyesin fare për njëri-tjetrin, nga frika në mos ata do t'i kërkojnë njëri-tjetrit ndonjë hak, që të shpëtojnë vetveten nga tmerri i ndëshkimit që i pret.

## Lidhja e fillimit të kësaj kaptine me përfundimin e saj

- Ata që merren me meditime kuranore, e dinë shumë mirë se kjo sure ka filluar me ironinë dhe sarkazmin e idhujtarëve, të cilët në këtë mënyrë mohonin Ditën e Kiametit dhe Ringjalljen, madje duke kërkuar haptazi që Muhamedi a.s., t'ua përshpejtonte atë dënim, tash në fund të sures shohim përgjigjen e Allahut ndaj tyre kur e përshkruan gjendjen e tyre



> **Personi i cili kishte kërkuar sjelljen e këtij dënimi, ashtu siç u theksua te shkaku i zbritjes, ishte Nadr ibnul Harithi, për çka bëjnë fjalë edhe ajetet (1-7)**

të mjerë në Ditën e Gjykimit me fjalët: ***"Ditën, kur do të dalin nga varrezat duke vrapuar, sikur të ishin duke nxituar drejt idhujve, Me shikime të përulura, të kapluara nga poshtërimi. Ajo është dita që u është premtuar atyre."*** Pra, kjo është ajo Dita poshtëruese për jobesimtarët, e cila u premtohej e të cilën, për fatin e tyre të keq, e mohonin dhe talleshin me të.

- Në fillim të kësaj sureje, i Dërguari a.s. porositej e këshillohej që të duronte: ***"Prandaj, ti duro me një durim të hijshëm*** *(të mirë)*.**"** – *(El-Mearixh)*, kurse kah fundi i sures, porositet me këto fjalë: ***"Andaj lëri të zhyten në fjalë të kota dhe të dëfrehen, deri sa të përballen me Ditën që u është premtuar".***[15]

## Paraqitje e shkurtër e përmbajtjes së kësaj kaptine

Ashtu si edhe simotrat e saja mekase, kjo sure ngërthen në vete fondamentet e besimit të drejtë, duke sjellë argumente bindëse për ringjalljen dhe llogarinë, përshkrimin e ndëshkimit me zjarr të Xhehenemit etj.

Nga ana përmbajtjesore, surja *"El-Mearixh"*, mund të ndahet në tri tematika qendrore:

1. Në reagimin hyjnor ndaj mohuesve të Ringjalljes dhe Llogarisë, ku përshkruhen edhe tmerret e Ditës së Kiametit,
2. Në tematikën e dytë flitet për natyrën njerëzore dhe implikimet e saj në punë të mira dhe në ato të këqija, duke veçuar besimtarët me nëntë cilësi lavdëruese, si dhe sqarimin e gjendjes së jobesimtarëve, të cilët do të privohen nga mirësitë e Xhenetit, dhe
3. Në faktin që është prehje dhe qetësim për Pejgamberin a.s., për të vazhduar i paluhatshëm në rrugën e Thirrjes së tij.

Sa u përket tematikave në aspektin e ajeteve, në këtë sure, shohim qëndrimin injorues e tallës të banorëve të Mekës karshi Thirrjes së Resulullahut s.a.v.s., si dhe përçmimin që ata i bënin kësaj Thirrjeje. Madje, ata me ironi e sarkazëm edhe pyetnin se kur mund t'ua sillte Muhamedi a.s. këtë dënim, me të cilin po i kërcënonte. Personi i cili kishte kërkuar sjelljen e këtij dënimi, ashtu siç u theksua te shkaku i zbritjes, ishte Nadr ibnul Harithi, për çka bëjnë fjalë edhe ajetet (1-7).

- Pas kësaj, Allahu xh.sh. përshkruan Ditën e Kiametit me të gjitha tmerret e saj, pastaj përshkruan Zjarrin e Xhehenemit dhe ndëshkimet që do të përjetohen në të si dhe gjendjen e mjerë të kriminelëve jobesimtarë në këtë ditë të rëndë e të vështirë për ta. (Shih ajetet: 8-18).

- Ajetet e mëparshme janë pasuar nga ajetet që flasin për natyrën e ligët të njeriut dhe cilësitë e tij, të cilat e shtyjnë atë në zjarrin e Xhehenemit. Njeriun kur e godet ndonjë fatkeqësi, ai nuk ka durim që t'i përballojë këto vështirësi, e kur atë e prek ndonjë e mirë, bëhet koprrac dhe nuk është falënderues ndaj Allahut për këto të mira. (Shih ajetet: (19-21).

- Kurse përjashtim nga grupi i këtyre njerëzve mosmirënjohës, bëjnë besimtarët e vërtetë, të cilët falin namazin, të cilët janë të stolisur me cilësitë më fisnike e më të larta morale, duke çuar në vend obligimet që kanë ndaj Krijuesit dhe ndaj njerëzve nëpërgjithësi, prandaj edhe e kanë merituar përjetësinë në kopshtet e Xhenetit. Në lidhje me këtë flasin ajetet: (22-35).

- Kjo sure përmbyllet me një grup ajetesh të cilat edhe njëherë flasin në mënyrë kërcënuese ndaj jobesimtarëve se ata do të shkatërrohen e do të ndëshkohen rëndë përligësitë e tyre në këtë botë. Ajetet në fjalë pak a shumë përshkruajnë mundimet dhe vuajtjet që do t'i përjetojnë ata në botën tjetër, në Ditën e Ringjalljes dhe të Llogarisë. (Shih ajetet: 36-44).

*- vijon -*

*1. Imam Shevkaniu, Fet'hul Kadir, vëll.V, fq. 382. 2. Fejruzabadi, Besairu dhevi-t-Temjizi, vëll. I, f. 480. 3. Ibn Ashuri, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XXIX, fq. 153; Shih edhe: Ahmed bin Muhamed et-Tatvil, Muhtevejatu suveril Kuran, Rijad, 2013, f. 401. 4. Dr. Muhamed bin Abdurrahman es-Shaië, Esmau suveril Kuranil Kerim, Rijad, 2011, f. 179; Shih: Imam Sujutiu El-Itkan, (1/196). 5. Muhamed bin Fenhur el Abdeli, Fevaidu ve fedailu havle suveril Kuranil Kerim, Kurajat (A. Saudite) 2006. f. 132. 6. Dr. Munire ed-Devserij, Esmau suveril Kuran ve fedailuha, Rijad, 1426 h. f. 482-483; 7. Dr. Adem Bemba, Esmaul Kuranil Kerim ve esmau suverihi ve ajatihi-mu'xhemun mevsuijjun mujesserun, Dubai, 2009, f. 63. 8. Esmau suveril Kuranil Kerim, f. 179-180; 9. Esmau suveril Kurani ve fedailuha , f. 484. Shih edhe: Mesaidu-n-Nedhar, (3/118); Shih Tefsirin e Ibnul Xhevzijes (8/357). 10. Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabi-l Iman (2/465); Albani e ka kategorizuar si hadith 'hasen' në Sahihu-t-Tergib (1457); si hadith 'sahih' me të gjitha rrugët e transmetimit në Silsiletu-s-Sahiha (1480) dhe në Sahihul Xhamiu (1059). 11. Grup autorësh, El-Kitabul Xhamiu li fedaili-l Kurani-l Kerim, Amman, 2008, f. 104-105. Transmetimi është i kategorisë"sahih". E transmeton Ebu Davudi në Sunenin e tij (1396) dhe thotë se radhitja e këtyre sureve është bërë nga Ibn Mes'udi. 12. Esbabu-n-Nuzuli nga Vahidiu, f. 445. Këtë transmetim nga Seid ibn Xhubejri, e përcjell edhe Hakimi në El-Mustedrek (2/502); Shih poashtu Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli nga Imam Sujutiu, f. 274. 13. Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli nga Imam Sujutiu, f. 274; Shih po ashtu Et-Tefsirul Munir, vëll. XXIX, f. 122. 14. Esbabu-n-Nuzuli, f. 445. 15. Grup autorësh nën mbikëqyrjen e dr. Mustafa Muslimit, Et-Tefsirul mevdui li suveril Kuran, Sharika (UAE), vëll. 8, ff. 340-341.*

Nexhat Ibrahimi

# Shënim mbi "Fjalorin Enciklopedik të Kosovës" (1)

Para 5-6 vjetëve m'u ofrua të bëhem pjesë e redaksisë së religjionit, por edhe autor i disa zërave në projektin "Fjalori Enciklopedik i Kosovës", i pari i këtij lloji në Kosovë dhe projekti më serioz i ndërmarrë deri atëherë nga Akademia e Shkencave dhe Arteve të Kosovës (ASHAK).

Fillimisht hezitova ta merrja një përgjegjësi të tillë, por pas sqarimeve nga miku e "shefi" im, pranova. Ishte gëzim i madh që gjuha shqipe po e fiton një vepër të tillë ndaj edhe fillova punën seriozisht, nga propozimi i zërave (rreth 1350 sosh) e deri te çështja e sigurimit të bashkëpunëtorëve për hartimin e zërave për këtë fjalor. Edhe pse paraprakisht nuk kisha ndonjë mendim të mirë për ASHAK-un, megjithatë mendova se serioziteti i projektit do të ndikojë që ata të hapen ndaj bashkëpunëtorëve, të tregojnë konstruktivitet, sepse projekti ka vlerë nacionale e shkencore. Por, zhgënjimi filloi qysh në fillim.

**Redaksia kryesore, apo më mirë të themi individi që "gjoja" ka koordinuar punën, ka bërë spastrimin e fundit, duke hequr zërat si: Islami, shehadeti, namazi, agjërimi, zeqati, haxhi, xhihadi, kurbani, Islami në Kosovë, sunizmi (ehl'us-sunneti dhe xhemati), vehabizmi, panislamizmi, kurbani, xhihadi, dervishi, shi'izmi, ismailizmi duke lënë vetëm 4-5 zëra.**

Nga rreth 1350 zëra të propozuar te redaksia kryesore, vetëm rreth 120 sosh qenë pranuar. Vendosa të jap dorëheqje, por miku që e kisha si "shef" më bindi të mos tërhiqem, ndër të tjera edhe me këto fjalë: Nëse nuk e shkruan një 'Nexhat' apo një 'Hasan' tekstin për shehadetin apo haxhin, duke dhënë dorëheqje, këtë do ta bëjë ndonjë i 'gjithëditur' i ASHAK-ut. Mblodha mendjen dhe vazhdova me punë. Për shumë arsye u obligova me 21 zëra. Pasi përfundova punën, filloi redaktimi i tyre dhe reduktimi në numër të caktuar "shenjash", duke herrur e krasitur disa herë tekstin. Madje, edhe duke i dëmtuar, vetëm e vetëm që






të mos bëhemi 'shënjestër' e disave. Në fund, zërat qenë aprovuar, kurse nga redaksia janë kërkuan të dhënat e bashkëpunëtorëve dhe zërat e shkruar nga ata, llogaria bankare e secilit etj. Madje, u bë edhe pagesa e tyre (20 euro për tekst minus TVSH). Ia vlente edhe vonesa në botim, sepse edhe feja islame do të jetë e pranishme me terminologjinë, personalitetet dhe institucionet e saj kryesore, interpretuar nga vetë hoxhallarët. Në vend të gëzimit, botimi i Fjalorit më zhgënjeu. Redaksia kryesore, apo më mirë të themi individi që "gjoja" ka koordinuar punën, ka bërë spastrimin e fundit, duke hequr zërat si: Islami, shehadeti, namazi, agjërimi, zeqati, haxhi, xhihadi, kurbani, Islami në Kosovë, sunizmi (ehl'us-sunneti dhe xhemati), vehabizmi, panislamizmi, kurbani, xhihadi, dervishi, shi'izmi, ismailizmi duke lënë vetëm 4-5 zëra.

Ishte i papranueshëm një veprim i tillë, pa njoftim, pa arsyetim, por me kë të flasësh. Polemikat e zhvilluara dhe kritika që u drejtua në adresë të tyre më së miri tregojnë nivelin dhe orientimin ideologjik (ende komunist) të ASHAK-ut.

Më poshtë do të gjeni zërat që janë aprovuar nga redaksia e religjioneve dhe redaksia kryesore, por më vonë janë eliminuar.

## Islami

Islami është njëra nga fetë e mëdha monoteiste botërore. Gjatë vitit 2012 numri i muslimanëve arrin në rreth 1.5 miliardë. *Islam* domethënë: shpëtim, paqe, dorëzim i vetëdijshëm, i ndërgjegjshëm ndaj vullnetit të Zotit, Një dhe i Vetëm.

Themelet besimore të Islamit janë besimi në Zotin, engjëjt, librat hyjnorë, në të dërguarit, Fundin e Botës dhe para/caktimin hyjnor, kurse pikëpamja praktike e Islamit manifestohet nëpërmjet shehadetit, namazit, agjërimit, haxhit dhe zeqatit. Bazat juridike të Islamit janë: Kur'ani, Hadithi, Ixhmai / Konsensusi dhe Kijasi / Analogjia.

Njohjen e tij do ta bëjmë kryesisht nëpërmjet dy pikëpamjeve:

1) *Pikëpamja teologjike*

Rrënjët e Islamit janë në gadishullin arab, kurse mësimi i tij është universal dhe joetnikë. Islami ka tema të përbashkëta me fetë pararendëse, sidomos me judaizmin dhe krishterizmin, por e kultivon mënyrën e tij të interpretimit të fenomeneve, shfaqjes dhe zhvillimit. Rëndësi të veçantë në Islam ka gjuha e Kur'anit, e cila është gjuhë hyjnore (lingua sacra). Islami është edhe fe misionariste, sepse mësimet e tij janë jo vetëm universale dhe të thjeshta, por edhe për faktin se përhapet te popujt e ndryshëm dhe në pjesë të ndryshme të botës. Thjeshtësia e mësimeve të tij dhe procedurat e thjeshta në pranimin e Islamit kanë bërë që kjo fe të përhapet shpejtë. Trajtimi pranues i feve pararendëse ndikoi që hebraizmi dhe krishterizmi të trajtohen si pjesë *e feve qiellore*;

2) *Pikëpamja historike.*

Historinë islame do ta përcjellim në mënyrë kronologjike.

## Gjendja parakur'anore

Kjo periudhë zgjati deri më 610, kur Muhamedi a.s. e pranoi shpalljen e parë nga Zoti. Arabia në këtë kohë ishte e rrethuar me tri qytetërime të mëdha: Bizantin, Persinë dhe Abisininë. Rolin kryesor në shoqëri e kishte *tregtia*, e para për të mbetur gjallë ekonomikisht dhe *aktivitetet ushtarake*, për të mbijetuar nga sulmet e brendshme dhe të jashtme. Gjendja besimore ishte e llojllojshme dhe manifestonte bindjet dhe ritualet pagane e idhujtare të popujve vendorë. Muhamedi a.s. rreth moshës 40 vjeçare pranoi Shpalljen nga Zoti. Me këtë hap ai pranoi monoteizmin absolut dhe

refuzoi idhujtarinë. Pas fillimit të shpalljes jeta e tij dhe e përkrahësve u vështirësua në Mekë, kështu, i ftuar nga fiset e Jethribit (Medines), më 622 ai u shpërngul në Medinë. Kjo quhet *hixhret* dhe paraqet fillimin e kalendarit musliman. Muhamedi a.s. i bashkoi fiset e përçara në Medinë, i eliminoi konfliktet ndërfisnore, e hartoi *Kartën (Kushtetutën) e Medinës*, i rregulloi raportet ndërfetare dhe ndërfisnore, raportet politike, ekonomike etj. Edhe pse në vitin 630 Muhamedi a.s. u kthye në Mekë si fitimtar, ai vazhdoi të jetojë në Medinë. Bosht i tërë këtyre ndryshimeve do të jetë Kurani, udhëzues për çështjet e përditshme dhe ato politike, ushtarake dhe kulturore.

## Halifët besimdrejtë

Muhamedi a.s. nuk e caktoi askënd për trashëgimtar pas vdekjes së tij. Besimtarët për periudhën prej 632-661 zgjodhën katër personalitete të fuqishme nga Shokët e tij për postin e prijësit: Ebu Bekrin, Omerin, Osmanin dhe Aliun. Detyra e tyre ishte edhe fetare edhe politike. Gjatë udhëheqjes së tyre shteti musliman u zgjerua në të gjitha drejtimet. Kjo periudhë karakterizohet me pasion fetar dhe me ambicie tjera. Më 642 Persia kapitulloi para muslimanëve, kurse Bizanti humbi territore të mëdha. Futja e popujve, qytetërimeve, feve e filozofive të huaja solli dhe probleme të caktuara, por solli dhe gjak të ri, pasion të ri. Mirëpo, mosmarrëveshjet e brendshme sollën edhe vrasjen e halifit të fundit, Aliut, më 661, me çka përfundoi periudha më e mirë.

## Emevitët

Në krye të shtetit musliman erdhi Muaviu (661-680), udhëheqës emevit. Rezidenca e tij ishte Damasku. Ai e qetësoi shtetin dhe vazhdoi me suksese në politikë, ekonomi, shkencë.

## Abasitët

Në vitin 750 në krye të shtetit erdhën abasidët, me rezidencën e tyre në Bagdad. Qeverisën deri më 1258 (një krah i abasitëve qeverisi në Kajro deri më 1517). Nën udhëheqjen e tyre u zhvilluan shkencat fetare dhe ekzakte, kemi disa observatoriume dhe shume arritje tjera.

## Koha e Re dhe ajo Bashkëkohore

Tri dinasti kanë lënë gjurmë të thella në këtë etapë: Osmane, Safavide dhe Mogule. Objekt i interesimit tonë janë osmanët. Ata zotëronin Azinë e Vogël, Ballkanin, pjesën më të madhe të Lindjes së mesme dhe Afrikën veriore. Osmanlinjtë u shtrinë në territoret bizantine, duke e marrë Konstantinopojën më 1453. Kulmi perandorisë ishte gjatë kohës së Selimit (1512-1520) dhe Sulejmanit Madhështor (1520-1566). Perandoria jetoi deri më 1919. Për shkak të perceptimit rigjid të fesë nga arabët dhe vënies së theksit tribalist kundrejt atij fetar, rezistenca më e fuqishme do t'i vijë pikërisht nga vehabizmi arab. Kjo rezistencë, e nxitur dhe e ndihmuar nga evropianët, do të luftohet disa herë nga osmanlinjtë (nga mëkëmbësi Mehmet Ali Pasha shqiptar /1769–1849/.

## Ndryshimet në shek. XX e pas.

Shekulli XX është i vështirë për analiza për shkak të dinamikës së zhvillimeve dhe studimit fragmentar të çështjes deri sot. Megjithatë, i përbashkët është aktiviteti intelektual dhe politik që kishte përfshirë tërë botën myslimane, si reagim ndaj kolonializmit evropian. Në pjesën e dytë të shek. XX, si rezultat i pakënaqësisë së myslimanëve ndaj zhvillimeve në përgjithësi, hasim edhe zgjimin e tyre fetar, duke përfshirë shkrimet në shtypin e tyre, shpjegimin e Kuranit dhe traditës, rolin e fesë në shoqëri dhe shtet, rolin e femrës në shoqëri, qëndrimin ndaj pakicave etj. Në këtë periudhë shfaqet edhe problemi i pakicës myslimane në Evropë, Amerikë dhe vende tjera dhe i realizimit të drejtave të tyre fetare, qytetare dhe shoqërore. Disa luftëra në Azi e Afrikë të ardhmen e bëjnë të paqartë. E ashtuquajtura "pranvera arabe" megjithatë nuk solli atë që popujt myslimanë të këtyre vendeve e dëshironin: lirinë e plotë të besimit, edukimit dhe arsimimit, të lëvizjes së lirë, ashtu çfarë i gëzojnë edhe popujt evro-perëndimorë.

## Shehadeti

Shehadeti është fjalë arabe me domethënien: dëftesa; dëshmia, deklarata e dëshmitarit, kushti i parë për të qenë musliman. Deklarimi i besimit dhe dëshmimi i tij me zemër dhe mendje nëpërmjet *"Eshhedu en la ilahe il-lall-llah ve eshhedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu"* (Dëshmoj (dhe vërtetoj) se nuk ka zot tjetër pos Allahut dhe dëshmoj (dhe vërtetoj) që Muhamedi është shërbëtor dhe i Dërguar i Tij). Kjo maksimë e thjeshtë e lehtëson dhe e thjeshton pranimin e Islamit, pranimin e Zotit Një dhe të Vetëm.

Shehadeti përbëhet prej dy deklaratave, dëshmive: aktit të të pamurit ose vrojtimit dhe deklarimit për të pamurin, të vrojtuarin. Kjo domethënë që besimtari pas pranimit të shehadetit pason t'i dorëzohet Krijuesit dhe me këtë veprim bëhet *musliman*. I Dërguari Muhammed ka thënë: "Nuk kam sjell asgjë më të rëndësishëm sesa shehadeti." Shehadeti ka qenë temë e shumë autorëve shqiptarë, sidomos e bejtexhinjve.

Dr. Ejup Haziri

# Ngritja e gishtit tregues gjatë teshehudit (II)

Argumentet që flasin për këtë tematikë tregojnë qartë se gishti ngrihet, por nuk lëvizet, e lëvizja e gishtit ka ardhur vetëm në një transmetim, kur transmetuesi Zaidete kundërshton gjithë ata emra të fuqishëm e të njohur që lirisht konsiderohen si plejada e dijetarëve të hadithit.

Në numrin paraprak kam potencuar se vetëm një hadith flet për lëvizjen e gishtit, gjersa të gjitha hadithet e tjera flasin për ngritjen e gishtit. Ai hadith i vetëm është hadithi i transmetuar nga Vail ibën Huxhri: Na ka lajmëruar Suvejd ibën Nasri, i cili ka thënë: "Na ka lajmëruar Abdullahu nga Zaidete, i cili ka thënë: Na ka treguar Asim Ibën Kulejbi, ky nga babai i tij se Vail ibën Huxhri e kishte lajmëruar atë dhe i kishte thënë: "Thashë: Do ta shikoj namazin e Pejgamberit a.s. se si do të falet ai. Shikova atë, u ngrit, mori tekbir dhe i ngriti duart e tij gjersa ato ishin krejtësisht pranë veshëve të tij, më pas ai e vendosi dorën e djathtë mbi shuplakën e dorës së majtë...e pastaj ai e ngriti gishtin e tij (gjatë uljes) e unë e pashë që e lëvizte atë dhe lutej me të."[1]

Ky është i vetmi hadith, apo më mirë të themi i vetmi transmetim që tregon se gishti lëvizet gjatë *teshehudit*, mirëpo, ky transmetim i këtij hadithi është *shadh*, ngase është veçuar Zaidete nga gjithë transmetuesit e tjerë.

Këtë transmetim dijetarët e mëdhenj nuk e pranojnë dhe e bëjnë *shadh*, mirëpo për çudi Albani e pranon dhe thotë se hadithi është i mirë, ndoshta për ta justifikuar mendimin e tij për lëvizjen e gishtit, ndonëse ata që e bëjnë jo të pranuar janë ulemaja e mëdhenj e hadithit.

## Ku dhe cila është problematika e këtij transmetimi?

Asim ibën Kulejbi e transmeton këtë hadith dhe prej tij e transmetojnë nxënësit e tij, në mesin e tyre është edhe Zaidete ibën Kudameh, i cili transmeton se i Dërguari i Allahut e ka lëvizur gishtin, ndërsa në mesin e nxënësve të tjerë që e transmetojnë këtë hadith e që kanë qenë gjithashtu nxënës të Asim ibën Kulejbit janë edhe Abdullah ibën Idrisi, Shu'beh, Sufjan Thevriu, Sufjan ibën Ujejne, Abdullah ibën Mubareku... dhe të gjithë këta që llogariten të jenë plejada dhe kolosët më të mëdhenj të hadithit nuk transmetojnë me fjalët "e ka lëvizur gishtin", madje vetëm e përmendin se e ka ngritur gishtin tregues, por asnjëri prej tyre nuk i shoqëron transmetimit fjalët se e ka lëvizur gishtin, sepse në esencë nuk egziston një gjë e tillë.

**Lëvizja e gishtit është deformim i tekstit të hadithit nga vetëm një person, që kundërshtohet nga kolosët dhe dijetarët më të mëdhenj të hadithit.**

E lëvizja e gishtit është deformim i tekstit të hadithit nga vetëm një person, që kundërshtohet nga kolosët dhe dijetarët më të mëdhenj të hadithit. Zaidete nuk mund të krahasohet me Shu'ben, Thevriun, Ibën Ujejnen e as me ibën Mubarekun. Është e pamundur që kolosëve të hadithit sikur Shu'beh që njihet si princi i dijetarëve në hadith dhe të tjerëve t'u ikte të gjithëve një fjalë e tillë për lëvizjen e gishtit, apo Abdullah ibën Idrisit i cili në transmetimin e tij kishte thënë: "E kishte ngritur gishtin e tij."

Si Zaidete, ashtu edhe Shubeh, Thevriu, ibën Ujejne, ibën Idrisi dhe ibën Mubareku janë të gjithë nxënës të Asim ibën Kulejbit dhe vetëm Zaidete veçohet me transmetimin e lëvizjes së gishtit, përderisa të tjerët vetëm transmetojnë për ngritjen e gishtit. Këtu lind problemi, ngase defekti është tek Zaidete e jo tetë tjerët, sepse në dhjetëra transmetime të tjera nuk përmendet lëvizja e gishtit, por vetëm ngritja e tij. E, kur transmetuesi e kundërshton apo veçohet me diçka ndaj atij që është më i besueshëm, atëherë transmetimi i tij konsiderohet jonormal, i çrregulluar, apo i njohur në shkencën e

hadithit me termin *shadh*. Ibën Huzejme në lidhje me këtë shprehet: "Nuk gjendet në asnjë transmetim tjetër fjala "e lëvizte atë", përveç këtij transmetimi që e ka përmendur Zaidete."[2] Ajo që është e ruajtur dhe e përcjellë nga hadithi i transmetuar nga Asimi është sinjalizimi i ngritjes së gishtit e jo lëvizja e tij, madje me fjalën "eshare-أشار" që nënkupton për një ngritje të vetme.[3]

Pra, argumentet që flasin për këtë tematikë tregojnë qartë se gishti ngrihet, por nuk lëvizet, e lëvizja e gishtit ka ardhur vetëm në transmetimin që e elaboruam sipër, kur transmetuesi Zaidete kundërshton gjithë ata emra të fuqishëm e të njohur që lirisht konsiderohen si plejada e dijetarëve të hadithit. Madje ajo që është edhe më e çuditshme është fakti se përse të tjerët që janë më të ngritur se Zaidete nuk përcollën për lëvizjen e gishtit, por vetëm për ngritjen e tij? Ndërsa, në anën tjetër, sot, për çudi, ka të tillë që pranojnë një transmetim të çrregulluar si ai transmetimi i Zaidetes e nuk pranojnë transmetimet që janë më të besueshme!

## Ngritja e gishtit goditje për djallin (?)

Na ka informuar Ebu Abdullah el-Hafidhi, na lajmëroi Ebu Bekër Muhamed ibën Ibrahim esh-Shafij në Bagdad, na ka treguar Muhamed ibën el-Ferexh, na ka treguar el-Vakidiu, na ka lajmëruar Kethir ibën Zejdi, nga Nafiu, e ky nga Ibën Omeri se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Lëvizja e gishtit në namaz është goditje për shejtanin."[4]

Në transmetimin tjetër qëndron: Na ka treguar Muhamed ibën Abdullah Ebu Ahmed ez-Zubejrij, na ka treguar Kethir ibën Zejdi, nga Nafiu i cili thotë: "Abdullah ibën Omeri kur ulej në namaz, duart i vendoste mbi gjunjët e tij dhe bënte shenjë me gishtin e tij dhe e përcillte (gishtin) me shikimin e tij e më pas ai tha: "I Dërguari i Allahut thoshte: "Ajo është më e rëndë për shejtanin sesa hekuri." Domethënë ngritja e gishtit tregues.[5]

Që të dyja hadithet janë të dobëta për shkak se transmetuesi Kethir ibën Zejdi është i dobët. Madje në hadithin e parë, përveç Kethir ibën Zejdit, edhe Vakidiu konsiderohet i dobët.[6] Se Kethir ibën Zejdi konsiderohet i dobët, mendojnë edhe këta dijetarë të mëdhenj si Nesaiu, Ebu Hatim err-Rrazi, Ebu Zurr'a, Jakub ibën Shejbe, Jahja ibën Meini, Taberani, Bezzari dhe shumë të tjerë. Madje ky i fundit thotë se ky hadith është i sëmurë. Pra, kemi të bëjmë me një transmetues i cili është në zingjirin e transmetimit e për të cilin ulemaja e mëdhenj e hadithit kanë thënë se ai është i dobët.

**Se këto hadithe që flasin për ngritjen e gishtit që mund të jenë goditje ndaj djallit apo edhe më e rëndë për të sesa hekuri, janë të dobëta, e potencon edhe kolosi i madh Ibën Haxheri**



Madje, hadithi i dytë nuk flet fare për lëvizjen e gishtit, por vetëm për ngritjen e tij, sepse në fund ka ardhur me termin “es-sebbabeh”, që nënkupton ngritjen e gishtit tregues e jo lëvizjen e tij, përderisa hadithi i parë flet për lëvizje të gishtit, mirëpo lëvizja e gishtit mund ta ketë kuptimin e ngritjes së tij, ashtu siç shprehet edhe Bejhekiu kur thotë: “Ka gjasë që qëllimi i lëvizjes së gishtit është ngritja e tij, një herë të vetme e jo lëvizja e tij disa herë, kështu mund të ketë një pajtueshmëri me transmetimin e Ibën Zubejrit”. Sikurse që ka gjasë që qëllimi me lëvizjen e gishtit të jetë ngritja e tij, sepse realisht nuk mund të ketë ngritje pa lëvizje.[7]

Se këto hadithe që flasin për ngritjen e gishtit që mund të jenë goditje ndaj djallit apo edhe më e rëndë për të sesa hekuri, janë të dobëta, e potencon edhe kolosi i madh Ibën Haxheri i cili tekstualisht shprehet: “Lajmi për lëvizjen e gishtërinjve si goditje ndaj shejtanit është i dobët.!”[8]

Ibnu-l Arebij nga dijetarët e mëdhenj malikij në lidhje me lëvizjen e gishtit dhe në lidhje me atë se lëvizja e tij godet shejtanin, thotë: “Kujdes e mos i lëvizni gishtërinjtë gjatë *teshehudit*... E çuditshme është fjala e atyre që thonë se: “Ajo e godet shejtanin nëse lëvizet (gishti).” Ta dini se nëse ju e lëvizni një gisht për shejtanin, ai jua lëviz juve dhjetë. Në të vërtetë shejtani goditet me sinqeritet, frikërespekt, përmendje ndaj Zotit (dhikri) dhe me *istiadhe*, por jo me lëvizjen e gishtit, mirëpo duhet ngritur gishti tregues ashtu siç ka ardhur në hadith.”[9]

**Hadithi i dytë nuk flet fare për lëvizjen e gishtit, por vetëm për ngritjen e tij, sepse në fund ka ardhur me termin “es-sebbabeh”, që nënkupton ngritjen e gishtit tregues e jo lëvizjen e tij...**

Edhe nëse supozojmë se hadithi për lëvizjen e gishtit është i vërtetë, me gjithë defektet e tij, atëherë në pah na dalin dispozita të tjera që mund të sjellin huti, ngase shtrohen pyetje të shumta: “Nëse duhet të lëvizë gishti, atëherë deri në ç’masë lëviz gishti?” Lëvizja e tij duhet të jetë e ngadalshme apo e shpejtë? Lëvizja e tij a duhet të bëhet në formë vertikale apo horizontale (djathtas-majtas)? Sa herë duhet të ngrihet gishti dhe sa herë duhet të lëvizet gishti? Madje pyetjet janë të shumta e përgjigjet nuk janë aq të lehta.

Përfundimisht them se kjo çështje është e njohur dhe se pjesa dërrmuese e dijetarëve dhe myslimanëve e kanë praktikuar dhe vazhdojnë ta praktikojnë formën e ngritjes së gishtit gjatë teshehudit, formë që e praktikon edhe shoqëria jonë.

*1. Nesaiu në Sunen el-Kubra, nr. 965; Ahmedi në Musned, nr. 18870.; Darimiu në Sunen, nr. 1397. Hadithi është i gjatë, këtu kam shkëputur një pjesë të tij. Hadithi është shadh. 2. Ibën Huzejme në Sahih, nr. 714, v.I, f.354. 3. Ebu Hudhejfe, Nebil ibën Mensur ibën Jakub, Enisu-s sari fi tahrixh ehadith Fet’hu-l bari, Muesesetu-rrRrejan, Bejrut-Liban, 2005, v.X, f.334. 4. Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr. 2788. 5. Ahmedi në Musned, nr. 6000. 6. Tebjidu-s Sahifeh biusuli-l ehadith ed-daifeh, v.I, f.51. 7. Alij el-Karij, Mirkatu-l mefatih Sherh Mishkatu-l mesabih, bot.I-rë, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, 2002, v.II, f.735. 8. Alij el-Karij, Mirkatu-l mefatih Sherh Mishkatu-l mesabih, v.II, f.735; Abduletif, Muhamed Amër, Tebjidu-s Sahifeh biusuli-l ehadith ed-daifeh, bot.I-rë, Mektebetu-t tevijetu-l islamijeh, Kairo-Egjipt, 1410, v.I, f.51. 9. Ibnu-l Arebij, Aridatu-l Ahvedhij bisherh Sahihu-t Tirmidhij, Daru-l Kutub el-Ilmijeh, Bejrut-Liban, v.II, f.85-86.*



Mr. Driton Arifi

# Gjërat e humbura dhe trajtimi i tyre në jurisprudencën islame

Legjislaturë e përkryer dhe kompatibile për çdo kohë e vend, llogaritet ajo e zbritur nga i Gjithëdijshmi, e cila pos sqarimeve e detajizimeve të tjera, përcakton qartazi edhe rrugët e përfitimit të pasurive, por edhe mënyrat e shëndosha të shpenzimit të tyre.

Ashtu siç edhe mund të imagjinohet, i Drejti nuk ligjëson asnjëherë që një pasuri e huaj të pronësohet nga kushdoqoftë, pa pajtimin apo pëlqimin e pronarit të saj. Në këtë kontekst vërejmë që gjësendet e humbura dhe forma e trajtimit të tyre në të drejtën islame, janë edhe një element që dëshmojnë për shenjtërimin dhe paprekshmërinë që Allahu ia ka bërë pronës deri në Ditën e Fundit.

Një kapitull të tërë në të drejtën islame e gjejmë se është emërtuar me titullin "اللّقَطَةُ أَوْ الضَالَّة" *(Gjësendet-kafshët e humbura apo të gjetura)* e në të cilin është elaboruar detajisht nga juristët islamë gjithçka që ka të bëjë me gjësendet e humbura, se si duhen trajtuar e si duhet vepruar me to.

Për të trajtuar në formë më të renditur, doemos do të duhej që kjo tematikë të ndahej në tri shtylla të shtjellimit, të cilat në fakt janë edhe fazat se si duhet vepruar me gjësendet e humbura që nga çasti i gjetjes së tyre. Ato janë:

a) Veprimi i duhur në momentin që hasim në gjësende të humbura
b) Njoftimi për gjetjen e gjësendit të humbur
c) Pronësimi dhe shfrytëzimi i asaj pasurie që është gjetur

## Veprimi i duhur në momentin që hasim në gjësende të humbura

Sipas juristëve hanefitë e kështu mendojnë edhe ata shafiitë, nëse një njeri has një gjësend të humbur (dhe natyrisht nëse aty afër nuk qëllon pronari i tij duke e kërkuar), kurse ky vetë është i bindur se do të përpiqet që të gjejë pronarin e atij gjësendi, është më e mirë që ta marrë atë. Ky qëndrim buron nga parimi se myslimani obligohet të ruajë pasurinë e vëllait të tij aq sa të ketë mundësi. Madje nëse ka frikë të sigurt se ai gjësend do të humbë për shkak se zona ku e has njihet si zonë e pasigurt që humbin e vidhen vazhdimisht gjësendet edhe kafshët e humbura, atëherë përveçqë është e preferuar, mund edhe të obligohet marrja e gjësendit të humbur. Është kështu sepse pota linte atë në atë vend, ndoshta atë do ta gjente pas tij ndonjë person i pandershëm dhe do ta përvetësonte për vete[1]. Por, nëse ky që e gjen, dhe nuk është i sigurt në sinqeritetin dhe korrektësinë e vet personale dhe anon më shumë kah përvetësimi i atij gjësendi të gjetur sesa që synon ruajtjen e tij, atëherë ai në këtë rast nuk duhet ta marrë atë, sepse mundësia që ky të bjerë në mëkatin e përvetësimit me pa të drejtë është më e mad-



**Nëse ndodh humbje, shkatërrim i asaj pasurie, apo ngordhje e kafshës gjatë kohës sa është duke qëndruar tek ai që e ka gjetur, ai person nuk garanton e as nuk kompenson vlerën e tyre, vetëm në rast se konfirmohet se ai ka neglizhuar dhe me qëllim ka lënë anash ruajtjen e asaj pasurie.**

he, madje ndoshta atë do ta gjente ndonjë njeri tjetër i sinqertë e i cili do të përpiqej që t'ia kthente atë pronarit të vet.

E sa i përket kafshës së humbur kemi një hadith të cilin e transmeton Zejd ibn Halid El Xhuhenij se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë kur është pyetur për delen e humbur: *"Ajo ose do të mbetet në dorën tënde, ose do të kalojë në dorën e një vëllai tënd, ose do ta hajë ujku. Ndërsa kur është pyetur për devenë e humbur, ai ka thënë:" Ç'ke ti me të, ajo e ka me vete ujin dhe ushqimin e nevojshëm, por edhe të mbathurat e veta. Ajo vetë afrohet për të pirë ujë dhe vetë merr nga gjethet për t'u ushqyer, derisa atë ta gjejë pronari i saj".*[2]

Për çështjen e deleve të gjithë dijetarët pajtohen se nuk duhen lënë të vetmuara, nëse ato kanë humbur dhe pranë tyre nuk është bariu i tyre, por ato duhet t'i marrë ai që i gjen. E juristët hanefitë kur interpretojnë çështjen e devesë ose kafshëve të tjera që janë në madhësi të saj e të cilat na japin përshtypjen se mund ta mbrojnë vetveten në rast rreziku nga egërsirat, e theksojnë faktin se, kur gjendet deveja dhe kemi frikë reale se mos po e mbysin atë kafshët e egra, atëherë është më e mirë marrja e saj sesa lënia e saj si e vetmuar e në rrezik, ani pse ato janë të mëdha në trup[3]. Madje sipas katër imamëve të mëdhenj, nëse pronari i tyre përcakton ndonjë shumë si shpërblim për atë që e gjen, lejohet me pajtimin e të gjithëve që ai që e ka gjetur kafshën ta marrë shumën e atyre parave të premtuara për gjetje nga pronari i saj.[4]

Nëse ndodh humbje, shkatërrim i asaj pasurie, apo ngordhje e kafshës gjatë kohës sa është duke qëndruar tek ai që e ka gjetur, ai person nuk garanton e as nuk kompenson vlerën e tyre, vetëm në rast se konfirmohet se ai ka neglizhuar dhe me qëllim ka lënë anash ruajtjen e asaj pasurie.

**Pas gjetjes dhe marrjes së gjësendit ose kafshës së humbur, atëherë përmbi supet e atij që e ka gjetur bie një obligim jo edhe aq i lehtë. Ai tashmë duhet të bëjë publikimin-informimin adekuat...**



## Njoftimi-publikimi për gjetjen e gjësendit të humbur

Pas gjetjes dhe marrjes së gjësendit ose kafshës së humbur, atëherë përmbi supet e atij që e ka gjetur bie një obligim jo edhe aq i lehtë. Ai tashmë duhet të bëjë publikimin-informimin adekuat (duke thënë se ka gjetur një shumë të hollash, ose një kafshë të humbur e të ngjashme, por jo të përshkruajë detajisht gjësendin-kafshën e gjetur, sepse ashtu do të shtohej numri i pretenduesve të saj). E në ditët e sotshme, ai është e rrugës që të lajmërojë organet e rendit, dhe kjo ndoshta është më së miri dhe më së lehti, duke treguar se ai posedon një shumë të parave, ose një kafshë të caktuar. Këtë njoftim ai duhet të bëjë për një periudhë njëvjeçare,

(rëndom juristët kanë porositur që së paku një herë në muaj gjatë atij viti të dalë me një njoftim publik) nëse gjësendi i gjetur ka vlerë të konsiderueshme, që sipas hanefitëve është saktësuar me mbi 10 dërhemë, e të cilat sot janë të baras peshueshme me 30 gramë argjend[5]. Këtë normë e gjejmë tek vazhdimi i hadithit të lartcekur tek Buhariu ku Muhamedi s.a.v.s. thotë: "...*publikoje atë gjatë një viti, e nëse vjen pronari i saj, ktheja atij atë, e nëse nuk vjen, atëherë ajo është jotja...*"[6]. Pra në momentin që pronari lajmërohet dhe ofron fakte që ai është pronari reali asaj pasurie, ai që e ka gjetur obligohet t'ia kthejë pasurinë e tij.

Është e rrugës të vihet theksi për një element me peshë tek kafshët e humbura-gjetura, qofshin ato dele, lopë apo dele, se nëse ato shtohen dhe prej tyre lindin të vegjlit e tyre, atëherë i duhen kthyer që të gjitha së bashku pronarit. Pra edhe të vegjlit që kanë lindur përderisa nënat e tyre kanë qenë nën kujdesin e atij që i ka gjetur. E nëse ka vlerë më pak se kaq, atëherë ai duhet të bëjë njoftimin për të për disa ditë sa ta mendojë që është e mjaftueshme, që sipas disa juristëve hanefitë është parashikuar deri një muaj më së shumti.

E nëse është diç që nuk ka vlerë fare në llogari të njerëzve, dhe ai që e ka gjetur është i bindur që pronari i saj nuk do të kthehet që ta marrë, edhe po ta kuptonte se e ka humbur, për shkak të vlerës së ulët të atij malli, sikur që mund të jetë ndonjë fryt i ndonjë peme, hurme, ndonjë leckë të rrobave, ose ndonjë kallir gruri që mund t'i gjejë në rrugë, ato i merr dhe i shfrytëzon e shpenzon ai që i ka gjetur, pa pasur nevojë që të bëjë njoftimin për to. Mirëpo gjatë kohës sa është duke e bërë njoftimin për gjësendin e humbur që gjendet në duart e tij, ai që e ka gjetur nuk bën t'ia japë askujt vetëm nëse ai pretenduesi ofron argumente, fakte e dëshmi të mjaftueshme e bindëse se ajo pasuri ka qenë e tij, çfarëdo qoftë lloji i saj.[7] Në kuadër të argumenteve

**Pas kalimit të periudhës së publikimit ose njoftimit dhe mosardhjes së pronarit të atij gjësendi, atëherë ai që e ka gjetur nëse është person i pasur do të duhej që atë pasuri ta jepte sadaka-lëmoshë, dhe ai vetë do të jetë pjesëmarrës në shpërblimin e asaj lëmoshe...**

më bindëse për të llogaritet edhe dëshmia e dy dëshmitarëve të besueshëm të cilët dëshmojnë se ai gjësend i takon atij pretenduesi.

## Pronësimi dhe shfrytëzimi i asaj pasurie që është gjetur

Pas kalimit të periudhës së publikimit ose njoftimit dhe mosardhjes së pronarit të atij gjësendi, atëherë ai që e ka gjetur nëse është person i pasur do të duhej që atë pasuri ta jepte sadaka-lëmoshë, dhe ai vetë do të jetë pjesëmarrës në shpërblimin e asaj lëmoshe, kurse pronari i vërtetë i tij gjithsesi më apriori. E nëse ai që e ka gjetur ka qenë i varfër, atëherë ai mund ta pronësojë atë dhe ta shpenzojë siç do ta shpenzonte cilëndo pasuri të veten. Ndërsa tre imamët e shkollave të tjera juridike i japin të drejtën e pronësimit atij personi që e ka bërë publikim për një vit radhazi (së paku nga një herë në muaj gjatë atij viti), pavarësisht se a është ai i varfër apo i pasur personi që i ka gjetur[8]. Mendimi i juristëve hanefi ka për bazë dhe argument ajetin kuranor: "*Mos i hani pasurinë njëri-tjetrit me pa të drejtë....*". (El Bekare, 188). Dhe nëse pronari i asaj pasurie nuk ka dhënë të drejtën e pronësimit e shpenzimit, atëherë po i bie se ajo pasuri po hahet me pa të drejtë. Mirëpo, ekziston edhe një transmetim i hadithit, ani pse rreth zinxhirit transmetues ka dilema, megjithatë kuptimi i tij përputhet me ajetin paraprak, ku Muhamedi s.a.v.s.thotë:"*Nuk lejohet pronësimi i gjësendit të gjetur, e nëse dikush gjen diç, atëherë le të publikojë atë për një vit. Nëse vjen pronari i saj le t'ia japë atij , e, nëse nuk vjen, le ta japë lëmoshë atë pasuri*"[9].

Kështu që nëse dëshirojmë mirësinë e botës tjetër, atëherë gjësendet e gjetura, le të bëjmë përpjekje maksimale që t'ua kthejmë pronarëve të tyre, sepse ndoshta ata janë shumëfish më të nevojshëm për to se ne. Tekefundit ato janë pasuri të tyre dhe nuk kanë bërë me dije në asnjë formë që ata kanë dhënë leje për dikë që t'i pronësojë ato pasuri. E nëse nuk i gjejmë pronarët e atyre pasurive të gjetura, le t'i japim si lëmoshë, sepse kjo është më e mirë për ne edhe në këtë botë edhe në Botën Tjetër. Kjo pikëpamje që është kristalizuar bukur mirë nga juristët hanefitë, përputhet me shpirtin e besueshmërisë e të solidaritetit që duhet të mbretërojë në mesin e besimtarëve myslimanë.

*1. El Mevsilij El hanefij, El Ih'tijar li Ta'lil Muh'tar (2/489).Bot. i parë. Shtëpia botuese Err Rrisale. Viti i botimit, 2009. Bejrut. 2. Muttefak alejhi. Buhariu në "Sahihun" e tij (nr:6112). Muslimi në "Sahihun" e tij (nr:1722), e të tjerë. 3. Shih: Bedruddin El Ajnijj, El Binajetu Sherh El Hidajeh (7/334). Bot. i parë. Darul Kutub El Ilmijje. Bejrut. 2000. 4. Ibn Kudame El Makdesijj. El Mugnij (6/93). Bot. Mektebetul Kahire. Kajro. Pa vit dhe numër të botimit. 5. 1 gram argjend sot ka vlerën e 0.40 centë afërsisht në tregun e argjendit, kështu që 30 gr x0.40 centë=12 euro. 6. Muttefak alejhi. Buhariu në "Sahihun" e tij (nr:6112). Muslimi në "Sahihun" e tij (nr:1722), e të tjerë. 7. Dr. Vehbetu Ez Zuhejli, El Fikh El Islamij Ve Edil-letuhu (6\4863). Bot. Darul Fikr. Bot. i katërt. Damask. 2003. 8. Po aty. Si dhe: Bedruddin El Ajnijj, El Binajetu Sherh El Hidajeh (7/339). Bot.I parë. Darul Kutub El Ilmijje. Bejrut. 2000. 9. Transmeton Bezzari e Darukutniu nënëpërmjet Ebu Hurejres, por në zinxhirin e tij transmetues ka dobësi të tolerueshme.*

Dr. Selatin Mehani

# "Lehtësimi ligjor" dhe reflektimi i tij në aktualitetin njerëzor (1)

Islami si fe e zbritur nga Zoti, me rregullat dhe parimet e tij, ka për qëllim lumturimin e njerëzve në këtë botë dhe në tjetrën. Ai asnjëherë nuk synon vështirësimin e jetës apo ta paralizojë atë. Rrjedhimisht, ai nuk mund të jetë i rëndë në praktikë apo i paarritshëm për t'u zbatuar.

## Hyrje

Islami si fe e zbritur nga Zoti, me rregullat dhe parimet e tij, ka për qëllim lumturimin e njerëzve në këtë botë dhe në tjetrën. Ai asnjëherë nuk synon vështirësimin e jetës apo ta paralizojë atë. Rrjedhimisht, ai nuk mund të jetë i rëndë në praktikë apo i paarritshëm për t'u zbatuar.

Prandaj, prej parimeve bazë të tij në ligjësim është lehtësimi, kurdo që vështirësohet zbatimi i normave, si dhe rënia e obligueshmërisë, sa herë që pamundësohet jetësimi i tyre. Lidhur me këtë Kurani thotë: "*...Ai (Allahu) nuk ka bërë në fe (gjëra) të vështira.*"(El-Haxh, 78), dhe: "*Nuk obligon Zoti askënd, përtej asaj që ai ka mundësi.*"(El-Bekare, 286).Ngjashëm flet edhe i Dërguari i Zotit, ku thotë: "Feja është lehtësim"[1], si dhe: "Fetarizmi më i mirë dhe i dashur te Zoti është besimi i pastër me tolerancë"[2].

Juristët e së drejtës islame e pranojnë unanimisht këtë parim, ndonëse ata mund të kenë divergjenca në detaje të zbatimit, kur bëhet fjalë për përdorimin e tij në çështje të caktuara, se a meriton çështja në fjalë lehtësim apo jo.

Ky punim synon të sqarojë "lehtësimin ligjor" (الرخصة الشرعية) si parim interpretues, të përshkruajë atë dhe të tregojë se në çfarë kufijsh përdoret, si dhe të pasqyrojë se çfarë reflektimi ka në jetën e njerëzve.

**i Dërguari i Zotit thotë: "Lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni dhe mos largoni"**

## Çka është "lehtësimi ligjor"?

Në jurisprudencën islame "lehtësimi ligjor" njihet me termin "ruhsatun sher'ijje", e kundërta e dispozitës bazë të quajtur "azime". Sipas Imam Gazaliut "lehtësimi ligjor" paraqet: "Atë që Zoti e ka lehtësuar të veprohet për të ngarkuarin me detyra (mukelef), për shkak të justifikimit apo pamundësisë, në prezencën e argumentit që parimisht e bën (veprimin) të ndaluar (në rrethana normale)"[3]. Ndërsa, dijetari i njohur hanefi El-Bezdeviu e ka definuar si "diçka që është lejuar në prezencën e argumentit që e ndalon atë"[4].

Do të thotë se gjërat e ndaluara në parim me argumente, konstatohen me argumente të tjera specifike si të lejuara, të (pa) pëlqyera, ose edhe si obligative në rrethana lehtësuese. Pirja e alkoolit, për shembull, parimisht është e ndaluar me argument, por në raste emergjente, dhe për ta shpëtuar jetën, kur njeriu është pranë rrezikut për jetën në mungesë të ujit, në këtë rast obligohet përdorimi i tij, ngase ruajtja e jetës është qëllim esencial i fesë, dhe në këtë rast nuk bëhet veçse me përdorimin e alkoolit.

## Argumentet fetare për "lehtësimin ligjor"

Argumentet që vetëtojnë praktikimin e këtij parimi fetar janë të shumta. Ato i gjejmë në Kuranin Famëlartë, dhe në traditën e të Dërguarit të Zotit. Kurani thotë: "*...Ai (Allahu) nuk ka bërë në fe (gjëra) të vështira.*"(El-Haxh, 78), pastaj, "*Zoti dëshiron lehtësim për ju e nuk dëshiron vështirësi.*"(El-Bekare, 185), si dhe ajeti tjetër: "*Zoti do që t'jua lehtësojë juve, (sepse) njeriu është krijuar i dobët.*"(En-Nisa, 28), si dhe citate të tjera, të cilat dëshmojnë qartë se parimi i "lehtësimit ligjor" është i bazuar në Kuran, dhe se qëllimi i sistemit të obligueshmërisë nuk është për ta sfiduar njeriun, por për lumturimin e tij nëpërmjet kryerjes së obligi-

meve dhe praktikimit të tyre. Ngjashëm gjendet edhe në Sunet, ku i Dërguari i Zotit thotë: "Lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni dhe mos largoni"[5]. Thotë poashtu: "Feja është lehtësim"[6], gjithashtu: "Vërtet Zoti i Lartësuar do që të merren (të zbatohen) lehtësimet ashtu siç do që të kryhen obligimet parësore (azime)."[7]

Ndërkaq, përveç argumenteve në dy burimet bazë të Islamit, gjejmë edhe në librat e dijetarëve islamë, ato janë të mbushura me shembuj, që sqarojnë legjitimitetin e këtij parimi fetar, rëndësinë e tij, dhe sferat e praktikimit të tij në jetën e përditshme. Disa nga këta shembuj do t'i cekim në vazhdim...

## Llojet e "lehtësimit ligjor" për nga (mos) obligueshmëria

**1. "Lehtësim ligjor" obligativ** (vaxhib)

Ky lloj lehtësimi është obligim nga Zoti të shfrytëzohet, përndryshe shkaktohen dëme më të mëdha se ai (veprimi i ndaluar parimisht) që kryhet. Ndërkaq Islami synon që dëmet të eliminohen respektivisht të zvogëlohen sa më shumë që është e mundur. Prandaj, është vënë si maksimë ligjore rregulla që thotë: "Dëmi (duhet të) eliminohet"(ed-dareru juzal).

Nëse Kurani citon dhe thotë: *"Ju është ndaluar juve ta hani cofëtinën..."* (El-Maide, 3). Kjo duhet të nënkuptojë ndalimin e konsumimit të mishit të ngordhur në një normalitet jetësor, por jo edhe në rrethana të jashtëzakonshme kur nuk gjendet ushqim tjetër. Shpirti është amanet i Zotit, i vendosur përkohësisht në trupin e njeriut, të cilin ai është i obliguar ta ruajë dhe mos ta hedhë në rrezik, ashtu siç thotë Kurani: *"...dhe mos e hidhni veten tuaj në rrezik..."* (El-Bekare, 195). Dhe thotë përkitazi me këtë: *"...dhe kush detyrohet (të hajë nga to) jo me qëllim (të kënaqësisë), dhe as duke e tepruar, për ta nuk ka mëkat, Zoti është Falës dhe i mëshirshëm."* (El-Bekare, 173).

Prandaj, në rastet e jashtëzakonshme, sikur ky që cekëm, të praktikuarit e "lehtësimit ligjor" është obligim fetar, neglizhimi i të cilit e bën njeriun mëkatar.

**2. "Lehtësim ligjor" si veprim i rekomanduar**

Ky ndodh në rastin kur argumenti për "obligimin parësor" (azime) të një veprimi të caktuar mbetet në fuqi zbatimi, mirëpo veprimi i bazuar në parimin e lehtësimit, duke marrë parasysh rre-

**Nëse dikush merr një udhëtim me qëllim për të bërë mëkat, atëherë i tilli nuk ka të drejtë të shfrytëzojë "lehtësimin ligjor" edhe nëse ai gjatë rrugës has në vështirësi**

thanat e reja, është më i pëlqyer. Për shembull, shkurtimi i namazit në udhëtim pa patur gjendje lufte, megjithatë shkurtimi është më i rekomanduar pasi udhëtimi bart në vete një lloj vështirësie. Kjo sepse Omeri r.a kur pyeti të Dërguarin e Zotit -alejhisselam- për namazin në udhëtim, pse shkurtohet edhe në rastet kur nuk ka gjendje emergjente, ai i tha: "Dhuratë e Zotit për ju, prandaj pranojeni dhuratën e Tij"[8].

**3. "Lehtësimi ligjor" si vepër e urryer apo edhe e ndaluar**

Disa nga dijetarët e shkencës së Usulit kanë mendimin se nëse njeriu ka për qëllim të bëjë ndonjë vepër të ndaluar, apo të urryer, atëherë për të tillin edhe shfrytëzimi i "le-






htësimit ligjor" merr dispozitën e njëjtë, sado që mund të ketë vështirësi apo rrezikshmëri jeta e tij. Për shembull, nëse dikush merr një udhëtim me qëllim për të bërë mëkat, atëherë i tilli nuk ka të drejtë të shfrytëzojë "lehtësimin ligjor" edhe nëse ai gjatë rrugës has në vështirësi, të cilat, do t'ia lejonin praktikimin e "lehtësimit" sikur qëllimi i udhëtimit të ishte fisnik dhe i pastër. Kurse disa usulistë të tjerë nuk e bëjnë këtë kushtëzim, duke u argumentuar se "lehtësimi ligjor" është dhuratë nga Zoti dhe nuk është i ndërlidhur me qëllimin e njeriut dhe cilësinë e veprimit.

Shembull kur praktikimi i "lehtësimit ligjor" është vepër e urryer ndërsa veprimi bazë më i preferuar, është agjërimi i Ramazanit në udhëtim, në të cilin nuk ka vështirësi të theksuara, ai është mekruh (e urryer) të ndërpritet. Kjo bazuar në ajetin kuranor që thotë: *"Kushdo që është i sëmurë apo në udhëtim, agjëron aq ditë nga ditët e tjera, kurse ata që nuk munden, ata ushqejnë nga një të varfër, dhe kush shton nga vetja e tij, ajo është më mirë për të, ndërsa të agjëroni është më mirë për ju, nëse jeni që kuptoni."(El-Bekare, 184).*

### Çka konsiderohet "e domosdoshme", apo "e nevojshme", e cila mundëson të praktikuarit e "lehtësimit ligjor"?

Shkaku pse ne kemi mundësinë ta vëmë në praktikë "lehtësimin ligjor" është përballja me vështirësi, në gjëra të domosdoshme dhe të nevojshme në jetë. Ndërsa «e domosdoshme" (darure) quhet ajo pa të cilën njeriu nuk mund të jetojë, prandaj në rastet e vështirësisë për ta praktikuar të domosdoshmen, i ngarkuari me vepër të caktuar ka të drejtë ta përdorë "lehtësimin ligjor".

*"E domosdoshmja" është dy lloje:*

1. Domosdoshmëri e përgjithshme (e përhershme), ku "lehtësimi ligjor" vlen dhe zbatohet për të gjithë, dhe në të gjitha kohërat, si për shembull transaksionet "es-selem"[9], "el-musakah"[10], e të ngjashme, në të cilat ka paqartësi (garer), gjë që në esencë duhet t'i bëjë ato të ndaluara, por janë lejuar si të domosdoshme.

2. Domosdoshmëri e përveçme (e përkohshme), e cila mund të ndodhë në ndonjë moment të caktuar. Për shembull, të ngrënët e mishit të derrit, në esencë është i ndaluar, por në raste të veçanta dhe për ta ruajtur jetën, lejohet përdorimi i tij aq sa është e domosdoshme dhe për atë që është e domosdoshme.

Ndërkaq, "e nevojshme" (Haxhetun) është ajo pa të cilën njeriu mund të jetojë, mirëpo me vështirësi. Po ashtu, edhe në këso raste lejohet të veprohet në bazë të "lehtësimit ligjor". Për shembull, akti i qirasë, në të cilin marrëveshja është për përdorim në të ardhmen e jo për diçka konkrete, pra artikulli si strukturë fizike mungon, ndërsa i Dërguari i Zotit ka thënë: *"Mos shit atë që nuk e posedon"*[11], megjithatë është lejuar sepse nevoja e njerëzve për të është e madhe.

*1. Buhariu, KitabulIman, kapitulli "Fejaështëlehtësim",botimi1, (1/16), nr: (39). Boton Dar "Tuk en-Nexhat". 2. Po aty, (1/23). 3. Shih: Imam Gazali, El-Mustasfa, botim 2, (1/184). Boton "Err-Rrisale el-Alemijje", viti 2012. 4. Shih: Alaudin el-Buhari, Keshf el-EsrarsherhUsul el-Bezdevi, (2/992). Boton Dar "el-Kitab el-Islamij", pa datë dhe numër botimi. 5. Buhariu, (1/25), nr: (69). 6. Buhariu, Kitabul Iman, kapitulli "Feja është lehtësim" (1/16), nr: (39). 7. Taberani,El-Mu'xhem el-Kebir,(11/323), nr: (11880), botimi i dytë. Boton Dar "Ibën Tejmijje", Kajro. 8. Ibën Maxhe, në Sunenin e tij, kapitulli: Shkurtimi i namazit në udhëtim, botimi 1, (371/2), nr: (1065), boton Dar "Err-Rrisale el-Alemijje", viti 2009. Dhe Ebu Davudi, në Sunenin e tij, kapitulli Namazi i udhëtarit, (2/3), nr: (1199),boton "El-Mektebe el-Asrijje", Bejrut. Dhe të tjerë... 9. "Es-Selem" është lloj shitblerje, në të cilën pagesa bëhet më herët, ndërsa artikulli më vonë. Shih: Mexheletul Ahkam el-Adlije (1/31), lënda (123), u kujdes Nexhib Hevavini, boton "Nur Muhamed". Në esencë një transaksion i tillë nuk lejohet, për shkakun se artikulli nuk gjendet në kohën kur bëhet pëlqimi dhe pagesa, mirëpo është lejuar për shkak të nevojës së madhe për të. 10."El-Musaka" është t'i jepet kopshti, apo pemë të caktuara nga kopshti, atij i cili di t'i mirëmbajë, ndërsa si pagesë i caktohet një pjesë e caktuar nga frutat e kopshtit. Edhe kjo në esencë nuk lejohet, për shkak se detajet nuk janë të njohura, dhe as pjesa që i dhurohet punëtorit, mirëpo është lejuar për lehtësim.Shih: Ibën Hemami, Fet'hulKadir, Kitab el-Musaka, (9/478), boton Dar "El-Fikr", pa numërdhe datë të botimit. 11. Tirmidhiu, Sunen et-Tirmidhi, kapitulli: Tëurrejturit e shitjessëasajqënuk e posedon. Botimi 2, (3/526), nr (1232).*

Dr. Vehbe Zuhajli

# Sfera e ixhtihadit (2)

Dijetari islam Ebu Hamid el-Gazali, i cili kishte arritur gradën e muxhtehidit - ixhtihadin e përkufizoi si një sferë në të cilën duhet hulumtuar për çdo çështje rreth së cilës nuk ka argument kategorik (delil-kati'i).

Me këtë kërkesë ai përcaktoi sferën ku nuk është e lejuar të bëhet ixhtihad, e ajo është sfera ku ekziston pajtueshmëri unike ndërmjet besimtarëve myslimanë (Ymetit), dhe ajo është ndërtuar mbi argumentet kategorike (*delil-kati'i*), siç është obligueshmëria e faljes së namazit, e dhënies së zeqatit, e agjërimit të muajit Ramazan etj.. Kështu, pra, për sa u përket dispozitave islame në raport me ixhtihadin, ato mund t'i ndajmë në dy lloje:

1. Rregulla islame rreth të cilave është i lejuar ixhtihadi;
2. Rregulla islame rreth të cilave nuk është i lejuar ixhtihadi.

**Për sa u përket çështjeve islame, për të cilat lejohet ixhtihadi, ato janë dispozita që mbështeten në argumente hipotetike (*delil-dhanni*) dhe çështje/rregulla/, për të cilat nuk ekziston tekst nga Sheriati dhe as konsensus i dijetarëve islamë.**

Dispozitat islame, për të cilat nuk lejohet të bëhet ixhtihad, janë ato dispozita të cilat duhet t'i njohë çdo besimtar. Ato mbështeten në argumente të qarta kategorike (*delil-kati'i*), porosia e të cilave është e qartë dhe e padyshimtë. Këtu bëjnë pjesë: namazi (si obligim ditor, që kryhet pesë herë në ditë), agjërimi në muajin Ramazan, Zeqati, Haxhi, Shehadeti, ndalesa e prostitucionit, ndalesa e pijeve alkoolike, ndalesa për mbytje dhe gjithçka që është publikuar në mënyrë të qartë në Kuran dhe Synet.

P.sh. ajeti ku Allahu i Lartmadhëruar i njofton njerëzit për dënimin që duhet ushtruar ndaj lavirit dhe lavires: *"(dispozitë obliguese është që) Lavirën dhe lavirin t'i rrihni, secilin prej tyre me nga njëqind të rëna..."*. (En-Nur, 2). Këtu Allahu thekson numrin e rënieve me njëqind (100) dhe, sipas kësaj, nuk lejohet për asnjë muxhtehid që të hulumtojë mundësi të tjera rreth çështjes së numrit të të rënave me të cilat



duhet ndëshkuar laviri ose lavirja. Gjithashtu, meqë në ajetin kuranor thuhet: "*Falni namaz dhe jepni zekqat*", atëherë edhe këtu është e njohur se çfarë nënkuptohet me to, gjegjësisht çfarë kuptojmë me fjalën *salat* (namaz) dhe *zekat* (zeqat). Prandaj, këtu nuk është e lejuar për muxhtehidin kurrsesi që të bëjë përpjekje me qëllim që të kërkojë kuptime dhe definicione të tjera të nocioneve *salat* (namaz) dhe *zekat*.

Për sa u përket çështjeve islame, për të cilat lejohet ixhtihadi, ato janë dispozita që mbështeten në argumente hipotetike (*delil-dhanni*) dhe çështje/rregulla/, për të cilat nuk ekziston tekst nga Sheriati dhe as konsensus i dijetarëve islamë.

E njohur është rregulla tek dijetarët e jurisprudencës islame (*fik'hut*), ku thuhet: "Nuk ekziston ixhtihad për çështjet që janë zgjidhur me tekst (me Kuran ose me Synet) - "*La ixhtihade fi mevridin-nassi*".

## Llojet e muxhtehidëve

Dijetarët e metodologjisë së jurisprudencës islame (*usuli fik'h*) theksojnë pesë farë muxhtehidësh:

**Themelet (*usul*) mbi të cilat është ndërtuar *fikhu*, janë përgatitur nga dijetarët e mëparshëm, dhe në to nuk mund dhe as që është e nevojshme të shtojmë diçka.**

**1. *Muxhtehid mustekil*** (muxhtehid i pavarur): Ky është ai dijetar islam i cili është personalisht themelues i ndonjë shkolle të jurisprudencës islame dhe që është pavarësuar në sferën e mënyrave të zgjidhjes së çështjeve. Pra, është i pavarur në ixhtihad, pikërisht në harmoni me rregullat e metodologjisë islame (*usul*-it). Dijetari i këtillë mbi ato rregulla e ndërton *fikhun* (jurisprudencën islame) dhe nxjerr *fetva* (vendime/decizione), në pajtueshmëri dhe në harmoni me metodën e tij, të cilën e ka zhvilluar ai personalisht dhe së cilës i përmbahet. Mund të themi se kjo është grada më e lartë që mund të arrijë juristi islam (*fakih*). Këtë gradë e kishin arritur dijetarët e mëparshëm, kurse tani, po qe se ndonjëri dëshiron të arrijë atë nivel, do të ishte e pamundur, ashtu siç pohon edhe Imam Sujutiu. Në këtë pohim nuk mund të ketë asfarë dyshimi, sepse është vërtet bindje e saktë.

Madje, themelet (*usul*) mbi të cilat është ndërtuar *fikhu*, janë përgatitur nga dijetarët e mëparshëm, dhe në to nuk mund dhe as që është e nevojshme të shtojmë diçka. Dijetarët e atillë ishin nga radhët e ashabëve, tabiinëve dhe nga imamët e diturive islame (imamët e katër shkollave juridike islame).

Në këtë kategori bëjnë pjesë edhe disa dijetarë që kishin arritur gradën e këtillë të diturive islame, por *fikhu* (drejtimi juridik islam) i tyre nuk ka mbijetuar, sepse gjatë periudhave të ndryshme kohore është shkrirë (në ndonjë shkollë tjetër juridike islame), ashtu siç ishin drejtimet islame të: Imam Evzaiut, el-Lejthit, Ibn Seidit, Ibn Xherrir et-Taberiut, Davud edh-Dhahiriut, Sufjan eth-Thevriut etj..

**2. *Muxhtehid mutlak - gajr mustekil*** (muxhtehid i përgjithshëm, po që nuk është i pavarur):



**Përfaqësuesit më të njohur të medhhebit hanefi, që kishin arritur gradën e këtillë të diturive islame (muxhtehidë të llojit *terxhih*), ishin: Imam el-Kuduriu, el-Kasani, Kadi-Han, etj..**

Dijetar islam, i cili ixhtihadin e tij e ndërton mbi themelet e imamit paraprak, të cilit i referohet, dhe drejtimit (juridik islam) të cilit i takon. Ky muxhtehid nuk posedon ndonjë metodë të tij të pavarur, veçse ndjek metodologjinë (*usul-in*) e imamit të vet. Nga kjo gradë e muxhtehidëve (dijetarëve islamë) ishin: Të medhhebit (shkollës juridike islame) hanefite: Imam Ebu Jusufi, Imam Muhammedi, Imam Zuferi, etj.; të medhhebit malikij: Ibn el-Kasim dhe esh-Shhub; të medhhebit shafiit: Zefrani, Sujutiu dhe Muzini; të medhhebit hanbelit: Ebu Bekiri, el-Hilali, etj.. Ky grup i muxhtehidëve ishin shoqërues të imamëve eminentë islamë (themeluesve të medhhebeve - shkollave juridike islame) në qëndrimet parimore dhe në metodologji, kurse në disa sfera të tjera ishin të pavarur. Prandaj, nuk përjashtohet mundësia që ky lloj i muxhtehidëve të mbajnë qëndrime të kundërta me imamët e tyre eminentë për shumë çështje të imëta fetare.

**3. *Muxhtehid mukajed*** (muxhtehidi i kufizuar): Muxhtehid i cili është njohur me themelet e ixhtihadit në medhhebin e imamit të tij dhe i pranon ato. Ky mund të marrë mendim/qëndrim (dispozita) për situata dhe çështje për të cilat nuk ekziston *tekst/argument* nga Kurani dhe Syneti, dhe as mendim i imamit të tij, por ndjek plotësisht metodologjinë që ka themeluar Imami i medhhebit. Nga ky grup i dijetarëve muxhtehidë më të njohur, janë: të medhhebit hanefi: El-Kerhi, Et-Tahaviu, Hasan Ibn Zijadi, etj.; të medhhebit malikij: El-Ebheriu, Ibn Ebi Zejdi, Ibn Ebu Zemenejni, etj.; të medhhebit shafi'it: El-Merveziu, Ibn Hamidi, El-Esferani, Ebu Is'hak Esh-Shirazi, etj.; të medhhebit hanbelit më i njohur është el-Harki si dhe disa të tjerë, veçanërisht në shek. IV dhe V hixhrijj. Pothuaj edhe sot mund të shfaqen aty-këtu dijetarë-muxhtehidë të kalibrit të këtillë, që mund të publikojnë dhe të marrin decizione/vendime për disa çështje të reja.

**4. *Muxhtehidu-terxhih*** (muxhtehid i cili përcakton se cili mendim është më praktik): Ky muxhtehid është ai që i ka të njohura mendimet dhe qëndrimet e shkollave juridike islame (medhhebeve). Ky muxhtehid nuk është i aftë për të ofruar diçka të re, por gjurmon dhe lëviz nëpër mendimet e imamëve të tjerë të njohur. Natyrisht që ai i ka të njohura edhe argumentet e atyre mendimeve dhe, në bazë të tyre, mund të përcaktojë se cili mendim është më i fuqishëm. Muxhtehidi i këtillë merret më së shumti me studimin krahasues të mendimeve të imamëve, themeluesve të medhhebeve dhe me dhënien e përparësive njërit mendim ndaj tjetrit. Muxhtehidë e këtij lloji mbështeten kryesisht në fuqinë e argumentit stabil, mbi të cilin imami i medhhebit përkatës kishte ndërtuar mendimin e tij. Në të kaluarën, muxhtehidë të këtillë kishte më shumë, kështu që kjo tematikë qe aktualizuar në shek. VI e VII hixhrijj. Përfaqësuesit më të njohur të medhhebit hanefi, që kishin arritur gradën e këtillë të diturive islame (muxhtehidë të llojit *terxhih*), ishin: Imam el-Kuduriu, el-Kasani, Kadi-Han, etj.. Përfaqësuesit më të njohur të medhhebit malikij ishin: el-Mariziu, Kadi Ijadi, etj. Përfaqësuesit më të njohur të medhhebit shafi'it ishin: el-Gazaliu, en-Neveviu, Ibn Ebi Amruni, etj., kurse nga përfaqësuesit më të njohur të medhhebit hanbeli konsiderohet Ibn Kuddame el-Makdisi.

**5. *Muxhtehidul-Fitja / el-Fekih-el-hafidh-lil-medhheb*** (muxhtehid për fetva/decizione/ jurist ose hafidh për medhheb): Ky është ai lloj i dijetarëve islamë (muxhtehidëve), të cilët mbajnë në mend mendimet dhe fetvatë/decizionet ose vendimet/ e të gjitha medhhebeve, por nuk posedojnë aftësi për të depërtuar në brendinë e argumenteve dhe të domethënieve të tyre, dhe as ndonjë aftësi shumëdimensionale për të përcaktuar se cili argument është më i fuqishëm. Muxhtehidi i këtillë vetëm mund t'i transmetojë *fetvatë* (vendimet) ekzistuese të njohura. Roli i tyre vërehet në mbledhjen, mbamendjen dhe në kopjimin e *fetvave* (të mëparshme) të regjistruara në vepra të veçanta. Në radhët e muxhtehidëve të këtij lloji bëjnë pjesë: Imam Nesefiu nga medhhebi hanefi; Ibn Haxhibi dhe Halili nga medhhebi malikij.

Muxhtehidë të vërtetë mund të konsiderohen ose mund t'i quajmë vetëm muxhtehidët e grupit të parë dhe të dytë, të cilët i përmendëm më lart. Për sa u përket muxhtehidëve të grupeve të tjera, në të vërtetë ata janë *mukalid* (imitues), sepse edhe ata, në metodologjinë e arritjes deri në një *hukm* (dispozitë), janë mbështetur (ose mbështeten) në *ixhtihadin* (përpjekjen shkencore islame) të muxhtehidëve të grupit të parë ose të atij të dytë. Dijetarëve të këtillë epiteti *muxhtehid* u jepet vetëm për shkak të angazhimit dhe përpjekjes së tyre si dijetarë islamë edhe pse nuk kanë thënë ndonjë gjë të re.

*Marrë nga libri: "Idžtihad u šeriatu"*
*Përktheu: Behxhet Jashari*

Azmir Jusufi (PHDc)

# Nevoja, rëndësia dhe vlera e komentimit të Kuranit

## Nevoja për komentimin e Kuranit

Prof. dr. Enes Kariqi, rreth nevojës së komentimit të Kuranit, në librin e tij *Kako tumačiti Kuran (Si të shpjegojmë Kuranin)*, përmend rastin e një gruaje që e donte shumë bashkëshortin e vet, dhe kur ai i dha asaj një divorc, asaj i ra shumë vështirë për t'u përballuar me këtë. Duke menduar për fjalët e thëna të divorcit nga bashkëshorti i saj, ajo nuk e kuptoi se për sa kohë i *është* dhënë divorci, sepse ai përdori fjalët: انت طالق الى حين, kurse fjalën "hijn" është e vështirë për ta kuptuar, kështu që ajo shkoi te një dijetar për përgjigje, ai i tha asaj se ajo është e divorcuar për një mijë vjet, duke u argumentuar me një ajet kuranor. Gruaja nuk mbeti e kënaqur me përgjigjen e ofruar nga ky dijetar islam dhe shkoi për përgjigje te dijetari tjetër islam, i cili i tha asaj se ajo është e divorcuar për një vit, edhe ky sikur dijetari i mëparshëm u argumentua me një ajet kuranor. Edhe pas përgjigjes së dytë të marr*ë* nga dijetari i caktuar, gruaja nuk ishte përsëri e kënaqur me përgjigjen e ofruar dhe shkoi për të kërkuar përgjigje nga dijetari i tretë, i cili i tha se ajo është e divorcuar nga bashkëshorti i saj për një ditë, duke u bazuar në ajetin kuranor të sures Er-Rum, ajeti 17, në të cilin Allahu i Madhërishëm thotë: *"Atëherë, lartësojeni Allahun kur të vijë mbrëmja dhe kur të agojë mëngjesi."* - "hijne tusbihun" (pra, le të lartësohet çdo ditë!).[1]

Kurani ishte, dhe tani është, objekt i studimit të disiplinave të ndryshme shkencore. Në mesin e këtyre disiplinave, hyn edhe tefsiri, shkenca rreth komentimit dhe interpretimit të Kuranit. Komentimi i fjalëve të Allahut është imponuar shumë herët.[2]

Kuranit i është qasur nga kënde të ndryshme. Komentuesit e të gjitha ngjyrave dhe drejtimeve e interpretonin Fjalën e tij, teologët e përpunonin mendimin teologjik, juristët atë ligjor, filozofët mendimin filozofik... Kurani është një burim i pashtershëm. Ai është Fjala e Zotit. Në të që të gjithë mund të gjejnë atë që kërkojnë.[3]

## Rëndësia dhe vlera e komentimit të Kuranit

Se sa i kushtonte rëndësi personalisht imam Kurtubiu tefsirit, mund të shihet nga vetë hyrja e komentimit të tij të Kuranit, ku ndër të tjera thotë: "Duke pasur parasysh se Libri i Allahut është burimi i të gjitha shkencave të Sheriatit, se ai është libri i vetëm që përmban synetin dhe farzin dhe se i besueshmi i qiellit (Xhibrili a.s.) i dorëzoi të besueshmit të tokës (Muhamedit s.a.v.s.), kam vendosur që gjithë forcën dhe jetën time t'ia kushtoj atij."

Nuk ka dyshim se të kuptuarit e saktë dhe interpretimi i Librit që ka një rëndësi "të tillë", është një çështje e një rëndësie të madhe për të gjitha brezat e myslimanëve. Në këtë drejtim ekziston një konsensus i dijetarëve myslimanë se marrja me *tefsir* (komentimin e Kuranit) është në kategorinë *farz - kifajeh* (obligim kolektiv).[4]

Duke pasur gjithë këtë në mendje, dr. Ahmed Adiloviqi, thotë se mund të konkludohet se tefsiri, si shkenca rreth fjalëve të Allahut, meriton një vend të veçantë dhe vëmendje të veçantë."[5]

Taberiu, në tefsirin e tij, transmeton thënien se Seid ibn Xhubejri kishte thënë: "Ai që lexon Kuran e nuk e di kuptimin e tij, është i ngjashëm me të verbrin dhe beduinin". Kurse, Muxhahidi kishte thënë: "Njeriu më



**Leximi dhe mësimi i Kuranit është prej komponentëve parësorë të myslimanit, kërkimi i kënaqësisë shpirtërore dhe udhëzim në jetën e përditshme të njeriut besimtar, të cilat nuk mund t'i mohohen asnjë besimtari.**

i dashur tek Allahu është ai i cili më së miri kupton atë që Ai ka shpallur."[6]

Imam Kurtubiu, në *Hyrjen* e tefsirit të tij, përmend se Ijas ibn Muaviju kishte thënë: "Ata që e lexojnë Kuranin e nuk dinë kuptimin e tij, janë të ngjashëm me njerëzit të cilët gjatë natës u erdhi letra nga sundimtari i tyre, kurse ata nuk kanë asgjë që t'u bëjë dritë, kështu që i kaplon frika, sepse nuk dinë se çka gjendet e shkruar në atë letër. Kurse ai që di komentimin e Kuranit i përngjan njeriut i cili ua sjellë dritën atyre, ashtu që ua mundëson atyre që ta lexojnë letrën."[7]

Sa u *përket llojeve të tefsirit, IbnXherir et-Taberiu dhe të tjerët, transmetojnë se Ibn* Abbasi kishte thënë: "Ekzistojnë katër lloje të tefsireve të Kuranit:

Tefsiri të cilin e kuptojnë arabët, *të cilët e kanë gjuhën amtare arabis*hten (sipas Ez-Zerkeshiut kjo u referohet njohurive të gjuhës arabe dhe gramatikës së saj);

Tefsiri për të cilin askush nuk ka arsye të mos e ketë në posedim (mendohet në atë që kuptohet nga kuptimi i ajeteve kuranore);

- Tefsiri i ulemasë ose njerëzve të dijshëm (komentimet e ajeteve që i kuptojnë "ver-rasihune fi-l-ilmi" – ulemaja, dijetarët që janë thelluar në lëmi të tefsirit); dhe

- Tefsiri i cili është në ingirencat e Allahut (kuptimi i ajeteve të caktuara, domethënien e të cilave e di vetëm Allahu xh.sh.).[8]

Komentimi dhe interpretimi i Kuranit sot, nevojë apo domosdoshmëri?

*"Zoti në Ditën e Gjykimit nuk do të na pyesë rreth asaj se çka kanë thënë njerëzit rreth Kuranit dhe se si e kuptuan atë, por do të na pyesë rreth raportit tonë me Kuranin..."*[9] (Muhamed Abduhu)

Që nga kohërat e hershme të Islamit, duke filluar nga sahabët, prej të cilëve në lëmin e tefsirit dallohej Ibn Abasi[10] e deri sot, përplot 1435 vjet, kemi komente (tefsire) të shumta të Kuranit, që paraqesin mënyrën me të cilën është formuar tradita përcjellëse interpretuese e fjalës së Zotit xh.sh. deri në ditët e sotshme (kohën moderne).

Sot ballafaqohemi me interpretime të ndryshme të Kuranit (nuk është e thënë që interpretimet e ndryshme të jenë në kundërshtim me njëri-tjetrin), mund të themi, në nivelin lokal dhe atë global, për arsye se sot me interpretimin e Kuranit merret çdokush, duke filluar prej atyre që janë kompetentë për këtë lëmë dhe që janë të kualifikuar, por edhe ata që janë pa këto kualifikime dhe që nuk kanë kompetenca shkencore.[11]

Të jemi të qartë, leximi dhe mësimi i Kuranit është prej komponentëve parësorë të myslimanit, kërkimi i kënaqësisë shpirtërore dhe udhëzim në jetën e përditshme të njeriut besimtar, të cilat nuk mund t'i mohohen asnjë besimtari, thënë drejt, secili mysliman obligohet për një aktivitet të tillë. Mirëpo, kushdo nuk mund të merret sot me interpretimin e Kuranit! Kjo punë u besohet atyre që janë kompetentë për një gjë të tillë, kurse ata që nuk e kanë arritur këtë nivel shkencor të njohurive fetare, u mbështeten të parëve, për disa arsye:

Allahu xh.sh në Kuran thotë që të pyeten ata që dinë (të cilëve u është dhënë nga dituria-dhikri),[12] për ato gjëra që nuk i kemi të qarta dhe nuk kemi kapacitete intelektuale t'i kuptojmë;

Komentuesit (mufessirët) e hershëm të Kuranit që herët i vunë kriteret e rrepta për komentimin dhe interpretimin e Kuranit, kështu që, me këtë lëmë u morën vetëm ata që i plotësonin këto kushte dhe kritere.[13]

Në kohën e sotme, sikur nuk ndihet kjo përgjegjësi: shumica nuk dinë se cilat janë këto kushte e kritere për t'u marrë me komentimin e drejtë të Kuranit, por janë "të gatshëm" të merren me komentimin dhe interpretimin e tij. Për këtë arsye, mendojmë se interpretimi i Kuranit do të jetë prej pyetjeve dhe çështjeve më dominuese te gjeneratat vijuese të teologjisë islame.

Në mënyrë që t'u japim përgjigje pyetjeve dhe problematikave që i parashtruam më parë, ne duhet të kthehemi në shkencat kuranore (*ulumu'l – Kuran*), kështu që pa këto njohuri, nuk ka kuptime dhe interpretime të vlefshme dhe të drejta të Kuranit. Metodistët e shkencës së tefsirit, këto kushte i vunë si shtyllat kryesore për mundësimin e interpretimin të Kuranit në mënyrë të drejtë dhe me maturi. Në shumë vepra profesionale të fushës së tefsirit në gjuhën arabe, bëhet fjalë për metodologjinë e komentimit të Kuranit.[14]

*1. EnesKarić, Kako tumačiti Kur'an, Tugra, Sarajevë, 2005, f. 17-18. 2. Jusuf Ramić, Tefsir - tumačenje i razumijevanje Kur'ana, Tuzllë, 1997, f. 7. 3. Husein Đozo, Islam u vremenu, Novi Pazar, 1998, f. 20. 4. Dr. Safvet Halilović, Osnovi tefsira, Zenicë, 2005, f. 12. 5. Mr. Ahmed Adilović, Velikani tefsirskih znanosti, Travnik, 2003, f. 18. 6. Jusuf el-Karadavi, Kako se odnositi prema Kur'anu Časnom, Sarajevë, 2012, f. 254. 7. El-Kurtubi, Hyrje nëTefsirin e Kurtubiut, 1/22. Po ashtu: Jusuf el-Karadavi, Kako se odnositi prema Kur'anu Časnom, op. cit., f. 261-262. 8. Dželaluddin es-Sujuti, ITQAN (Sveobuhvatni uvodnik u kur'anske nauke), 2012, Sarajevë,f. 338. Po ashtu: Jusuf el-Karadavi, Kako se odnositi prema Kur'anu Časnom, op. cit., f. 256. 9. Dr. Safvet Halilović, Osnovi tefsira, Zenicë, 2005, f. 12. 10. Ibn Abasi, është njëri nga mufesirët e hershëm më të rëndësishëm. Librat e tefsirit shënojnë se kur u lind ibn Abbasi, Muhammedis.a.v.s. iu drejtua Allahut xh.sh me fjalët: "O Allah, bëja të mundur të kuptuarit e diturive fetare dhe mësoja tevilin (komentimin e Kuranit)." (Shih: Enes Karić, Uvod u tefsirske znanosti, Bosanska Knjiga, Sarajevë, 1995, fq. 330.). Për Ibn Abasin dhe kontributin e tij në tefsir shiko më gjerësisht: Dr. Muhamed Husejn edh-Dhehebi "Abdullahibn 'Abbās i njegov metod u tumačenju Kur'ana", Metodologija tefsira, përgatiti: prof. dr. Džemaludin Latić, FIN, Sarajevë, 2005, f. 99-104. 11. Azmir Jusufi, "Disa rregulla themelore për kuptimin dhe interpretimin e Kuranit në kohën moderne", Takvim/Kalendar, përvitin 2015, Kryesia e Bashkësisë IslametëKosovës, Prishtinë, 2016, f. 29. 12. Suretuel-Enbija, 7 dhe en-Nahl, 43. 13. Mr. Almir Fatić, "Neka temeljna pravila u razumijevanju i tumačenju Kur'ana", Takvim (Kalendar) përvitin 2008 – 1428-29 hixhri, Sarajevë, 2007, f. 23. 14. Për shembull, në Burhanin e Zerkeshiut, në Itkanin e Sujutiut, etj. Në gjuhën boshnjake shih: Enes Karić, Tefsir, Bosanska knjiga, Sarajevë, 1995. Jusuf Ramić,Tefsir: Historija i metodologija, FIN, Sarajevë, 2001. Safet Halilović, Osnovi tefsira, IPA, Zenicë, 2005, etj.*

Ayman Shiha

# Biografia e Fahruddin Razit[1]

Ebu Abdullah Muhammed ibn Umar Fahruddin er-Razi është i lindur në vitin 544/1149 në qytetin Rejj, bir i predikuesit kryesor të qytetit, prej nga e mori nofkën "Ibn Hatib el-Rejj" (i biri i ligjëruesit të Rejj-it) ose më së shpeshti "Ibn Hatib". Babai i tij Dijauddini (vd. 556H/1164), një shafij dhe esharij i dalluar, ishte mësuesi i parë i Fahruddinit në kelam dhe fikh.

Ebu Abdullah Muhammed ibn Umar Fahruddin er-Razi është i lindur në vitin 544/1149 në qytetin Rejj, bir i predikuesit kryesor të qytetit, prej nga e mori nofkën "Ibn Hatib el-Rejj" (i biri i ligjëruesit të Rejj-it) ose më së shpeshti "Ibn Hatib". Babai i tij Dijauddini (vd. 556H/1164), një shafij dhe esharij[2] i dalluar, ishte mësuesi i parë i Fahruddinit në kelam dhe fikh.[3]

**Të dhënat e tregimeve të tij janë të përcjella me debate që ai kishte me simpatizuesë të shkollave të ndryshme teologjike, në veçanti me mu'tezilitët dhe hanbelitët.**



Raziu kështu filloi si një esharij tradicional, siç tregojnë qartazi librat e tij më të hershëm. Në mesin e atyre që ai ka studiuar pasi ndërroi jetë babai i tij janë Ahmed ibn Zarinkum el-Kemal es-Simnani nga Simnani, jo shumë larg prej Rejjit, dhe pastaj filozofi-teologu i famshëm Mexhduddin el-Xhili nga Maragha në Azerbajxhan, i cili ishte nxënës i Muhammed ibn Jahja en-Nejseburit (vd. 548H/1153), nxënësi i el-Ghazaliut (vd. 505H/1111). Thuhet që pastaj ai vazhdoi të studiojë shkencat filozofike në mënyrë të pavarur.[4]

Raziu udhëtoi në shumë vende gjatë jetës së tij, kryesisht në Persi, pjesë të Azisë qendrore dhe në Indinë Veriore.[5] Në një periudhë në udhëtimet e tij ai vendosi lidhje të afërme me sulltanin Ghurid, Ghijathudin (vd. 559H/1203) nga Ghazna, dhe thuhet se punoi për të, dhe pastaj për vëllanë dhe trashëgimtarin e tij, Shihabuddinin (vd. 602H/1206). Më vonë, duke mbajtur lidhje të mirë me ghuridët, ai u bë i afërt me kundërshtarin e tyre Shah Alauddin Tekesh (vd. 596H /1200), punoi për të, dhe e mësoi të birin e tij, Muhamedin (vd. 617H/1219). Kur ky i fundit trashëgoi sulltanatin, statusi i Raziut u rrit ndjeshëm. Siç duket, ndonëse Raziu në fillim ishte i varfër,[6] ai fitoi pasuri të madhe më vonë, mbase për shkak të lidhjeve të tij me njerëzit e mëdhenj. Në Herat, sulltani ghurid i ndërtoi atij një shkollë ku ai mësoi një numër të madh nxënësish.

Të dhënat e tregimeve të tij janë po ashtu të përcjella me debate që ai kishte me simpatizuesë të shkollave të ndryshme teologjike, në veçanti me keramitët,[7] mu'tezilitët dhe hanbelitët. Aftësitë e tij për debat i sollën atij famë. Ai shënon disa prej debateve të tij në një koleksion të ndarë, *Munadharat*, ndërsa të tjerat janë nga burime tjera të mëvonshme.[8] Në një rast, në një debat që ai kishte me kreun e keramitëve në Firuzkoh rezultoi në një trazirë që e detyroi atë të largohet.[9] Masa e armiqësisë që ky sekt kishte ndaj tij ishte e tillë saqë në amanetin e tij para vdekjes, ai kërkoi që trupi i tij të varroset në fshehtësi në një vend të largët, me sa duket për shkak të frikës që përkrahësit e këtij sekti mund ta zhvarrosin trupin dhe ta masakronin atë. Raziu ndërroi jetë në vitin 606H/1210 në Herat.

## Zhvillimi i mendimit të Raziut dhe kronologjia e veprave të tij

Shumica e studimeve mbi mendimin e Raziut mbështetën në një përzgjedhje pak a shumë të cekët të shkrimeve të tij, shpesh duke i kushtuar pak rëndësi kronologjisë së tyre. Vëllimi i gjerë i shkrimeve të tij – ai është një prej konkurrentëve kryesorë për të qenë më i frytshmi nga gjithë teologët dhe filozofët myslimanë[10] – dhe fakti që disa nga veprat më të rëndësishme të tij mbesin të pabotuara, janë normalisht të mjaftueshme për të vendosur studentin e mendimeve të tij në një barrë të vështirë. Edhe më vështirë është rasti me shumicën e mendimtarëve të mëdhenj myslimanë. Mirëpo, ndryshe nga mendimtarët e tjerë, shumica e veprave të Raziut, përfshirë ato më kryesoret, kanë mbijetuar. Në shumicën dërrmuese të këtyre teksteve nuk haset problemi i atribuimit të tyre autorit. Shumica, përfshirë të rëndësishmet, janë në arabishte; disa janë në persishte.

Studimi para jush shfrytëzon përzgjedhjen më gjithëpërfshirëse të veprave të Raziut deri tash; disa prej tyre të përdorura për herë të parë. Kjo ka lejuar një të kuptuar më të saktë të zhvillimeve komplekse që kanë ndodhur në të menduarit e tij, që janë shpesh delikate, por nganjëherë të habitshme. Disa prej veprave të tij të hershme dhe atyre të vonshme të japin përshtypjen që janë të shkruara nga dy autorë të ndryshëm (por ato *janë* veprat e tij, pa asnjë dyshim). Për ta dhënë një shembull, gjersa në *Isharen* e hershme, Ebu Ala el-Me'arri mallkohet për herezinë e tij, në tefsirin dhe *metalibin* e tij të vonshëm Raziu atij i referohet vlerësueshëm si poeti-filozof (Hakim el-Shu'ara). Është një gabim i njohur i studimeve që të cekin një qëndrim të paraqitur në një ose dy libra të Raziut duke qenë thjesht mendimi i tij, kur në fakt qëndrime të kundërta mund të gjenden në veprat e tij të tjera, ose të mëvonshme, të botuara.

Për më tepër, siç ishte praktika e shumë autorëve, el-Raziu shpesh e trajton një problem në mënyrë tërësore në një libër, dhe pastaj i referohet atij kalimthi në libra të mëvonshme, nganjëherë pa përmendur diskutimin e mëhershëm. Në një libër, ai shkruan që ai do t'i shmanget diskutimit të temave që janë diskutuar tjetërkund.[11] Prandaj, nuk është e pazakontë për lexuesit e ndonjë vepre të Raziut, qofshin paramodernë ose modernë të konkludojnë që ai ka dështuar që ta adresojë një problem të caktuar, kur në fakt vetë autori është i kënaqur që këtë gjë e ka bërë diku (në një vepër) tjetër.

Në këtë fazë, ne e kemi të mundshme të përcaktojmë datën e saktë të disa prej veprave të Raziut dhe të vlerësojmë kronologjinë e përgjithshme relative të të tjerave. Disa tekste është shumë vështirë për t'i datuar, përpos nganjëherë me të provuar. Dëshmitë e brendshme të datave, si referenca ndaj veprave të tjera janë shpesh mashtruese, sepse disa vepra iu nënshtruan rishikimit nga vetë autori disa vjet pasi ishin shkruar për herë të parë. Prandaj, për shembull, gjejmë referenca në *Mebahith* për *Sherh Kul-lijjat el-Kanun* dhe anasjelltas, që na çon tek përfundimi ose të dyja janë shkruar në të njëjtën periudhë, ose që referenca së paku në njërën prej tyre janë futur në një rishikim të mëvonshëm.

Veprat e hershme të Raziut janë strikt esh'arite në stil dhe përmbajtje.[12] Kjo është më e dukshme në *Usul el-Din* dhe, në një shkallë pak më të vogël në *Ishare*. Në të vonshmen *Nihajat el-'Ukul* ai fut logjikën aristoteliane në kelam, por ende deklaron, në linjë më esh'arizmin klasik, që qëllimi i kërkimit të tij teologjik është mbrojtja e kredos ortodokse. Më vonë, ai plotësisht përqafon eklektizmin e mjedisit të tij, dhe fillon të shkruaj vepra në filozofi (felsefe), logjikë, medicinë dhe shkencat okuliste. Në këtë fazë, ai shkruan veprat *Mebahith* dhe *Mulahhas*, të cilat ai i përshkruan si vepra 'felsefij', ose 'hikmij', për dallim me veprat e tij 'kelamij'. Ai pastaj kthehet për të shkruar në zhanrin e mëvonshëm, duke sintetizuar gradualisht kelamin dhe filozofinë.[13]

Në vijim është një listë kronologjike, me përshkrime të shkurtra, e disa prej veprave më të rëndësishme të përdorura në këtë studim. Shumica e dëshmive të brendshme për datimin është hequr; një vlerësim sistematik prandaj do të ishte përtej qëllimit të këtij prezantimi bibliografik.

- *Kitab fi Usul el-Din, 'akaid ehl el-sunna.* Titulli origjinal i këtij vëllimi të papublikuar është i papërcaktuar, prandaj do t'i referohemi si Usul el-Din.[14] Duke pasur parasysh përmbajtjen dhe qasjen klasike esh'arite, duket që ky është libri më i hershëm teologjik i shkruar nga Raziu. Ai paraqet familjaritet të madh me veprat e Esh'ariut (vd. 324H/936) dhe të ithtarëve kryesorë të shkollës së tij, të cilit ai i referohet si 'imamit tanë' (aimmetuna), përfshirë el-Bakilaniun (vd. 403H/1013), nxënësin e tij Ebu Xhafer es-Simnanin (vd. 444H/1052), Ebu Is'hak el-Isfarainiun (vd. 418H/1027) dhe el-Xhuwejniun (vd. 478H/1085).
- *El-Ishare fi 'ilm el-kelam.*[15] Ky libër paraqet fazën më të lartë të hershme të esh'arzimit të Raziut, por është pak më e vonshme se *Usul el-Din.*[16]
- *El-Mahsul fi 'ilm el-usul.* E përfunduar në vitin 576H/1180,[17] kjo është vepra më e rëndësishme e Raziut, dhe shumë ndikuese, në usul el-fikh.
- *Nihajat el-'ukul fi dirajet el-usul.* Ende e pabotuar, kjo vepër




e madhe kelami është një prej teksteve më ndikuese në historinë e teologjisë islame. Ajo përfaqëson një fazë vendimtare kalimtare në mes të mendimit të hershëm esh'arit të Raziut dhe teologjisë filozofike të mëvonshme të tij.[18]

- *Es-Sirr el-Mektum (fi mukhateb-et el-Nuxhum,* ose *Fi esrar el-nux-hum,* ose *Fi 'ilm el-sihr we'l-telasim we'n-nuxhum,* etj.) Ende një aspekt intrigues i karrierës së tij, mesa duket e shkruar në një fazë relativisht të hershme të (karrierës së) tij,[19] ky libër diskuton teoritë dhe praktikat e magjisë.[20] Kjo mund t'i jep besueshmëri transmetimit që ai ka kaluar ca kohë në rininë e tij duke eksperimentuar me alkimi.[21]

- *El-Mebahith el-mashrikijj-eh.* Influnecat kryesore të asaj që duket se është ndër më të hershmet e librave të mbijetuar filozofikë (felsefij) të Raziut janë Ibn Sina (vd. 429H/1037), Ebu el-Berekat el-Baghdadi (vd. 560H/1164-5) dhe Ebu Bekr el-Razi (vd. 313H/925). Kjo vepër nuk paraqet filozofinë e Raziut në pjekurinë e saj, por përmban shumë qëndrime që dallojnë dukshëm prej qëndrimeve të tij të mëvonshme dhe të mëhershme.[22]

- *El-Mulahhas fi'l-hikma we'l-mantik.* Raziu duket që e ka rishikuar këtë vepër filozofike (felsefij) në vitin 579H/1183.[23] Ka shumë ngjashmëri me *Mebahith*, por në përgjithësi është më koncize (prandaj dhe titulli) dhe po ashtu përfshin një pjesë mbi logjikën. Në të tregon një konsistencë më të madhe dhe pavarësi nga Ibni Sina sesa në *Mebahith*.

- *Sherh el-kulijjat min Kitab el-Kanun.* Një komentim mbi hyrjen teorike të *Kanun*-it të Ibni Sinasë, në medicinë, e shkruar mbase rreth vitit 580H/1184.[24]

- *Kitab en-nefs we'r-ruh.* Emërtim alternativ është edhe *Kitab fi 'ilm el-Akhlak.* Ky libër ka dy pjesë: pjesa e parë në teorinë e shkencës së moralit, pjesa e tyre mbi etikën praktike në detaje. Datimi është i pasigurt, por duket relativisht e hershme.

- *Sherh el-Isharat we't-tenbi-hat.* Mesa duket e shkruar rreth 580H/1184,[25] kjo vepër paraqet një komentim kritik mbi filozofinë e Ibni Sinait. Seksioni mbi logjikën është ende i pabotuar.

- *Munadharat fi bilad ma wera' al-nahr.* Një përmbledhje e të dhënave autobiografike të disa debateve në temat teologjike, filozofike dhe juridike, në të cilat Raziu ka marrë pjesë gjatë udhëtimeve të tij në Transoksiani rreth 582H/1186.[26]

- *I'tikadat firak el-muslimin we'l-mushrikin.* Një hereziografi e shkurtër. Menjëherë pas seksionit mbi filozofinë (felsefe), Raziu e përmbyll librin duke afirmuar ortodoksinë e tij.

- *Muhassal efkar el-mutekaddimin we'l-mute'ahirin.* Një përmbledhje e teologjisë filozofike, dhe një prej veprave më influencuese dhe më të studiuara të Raziut.[27]

- *El-Erbain fi Usul el-Din*. Një tjetër vepër influencuese kelami e Raziut. Dëshmitë e brendshme sugjerojnë që është shkruar pas *Muhassal.*[28]

- *Lubab el-Isharat.* Një shkurtesë kritike e veprës *El-Isharat we't-ten-bihat* të Ibn Sina-së, me gjasë e shkruar në 597H/1201.[29]

- *Menakib el-Imam esh-Shafi'ij.* E shkruar në 597H/1201,[30] kjo vepër është e shkruar në mbrojtje të Shafiut dhe shkollës së tij, mesa duket kundër kritikëve hanefij.

*- Lewami el-Bejjinat fi (tefsir) el-esma we's-sifat.* Një vepër rreth emrave dhe cilësive hyjnore.[31]

*- El-Xhebr we'l-Kader.* Kjo vepër i është dedikuar problemit të paracaktimit dhe zgjedhjes (së lirë) njerëzore, dhe diskuton dëshmitë racionale, tekstuale dhe tradicionale.[32] Përmbajtja e saj sugjeron që është shkruar në një fazë të vonshme.

*- El-Tefsir el-Kebir,* ose *Mefatih el-Gajb*. Ky komentim i madh mbi Kuranin është nisur rreth 595H/1199. Kapitujt 17-30 janë shkruar në 601-3/1205-7.[33] Transmetimet që Raziu nuk e përfundoi këtë vepër, dhe që është përfunduar më vonë nga një prej nxënësve të tij, duket të jenë të pabaza.[34]

*- Me'alim Usul el-Din.* Kjo vepër koncize mbi kelamin është mbase vepra e fundit e Raziut e këtij zhanri. Qartazi është e shkruar vonshëm, por e ka shkruar para apo pas përfundimit të tefsirit të tij kjo është e paqartë. Es-Safadi thotë që është e fundit e librave të vegjël të Raziut.[35]

*- Me'alim usul el-fikh.* Një vepër në usul el-fikh, që është më e shkurtër se *Mehsul*-i. Dy veprat *Me'alim* duket të jenë pjesë e një serie më të madhe.

*- Esrar et-tenzil we-enwar et-ta'wil.* Një vepër e papërfunduar që ekzaminon temat teologjike në dritën e ajeteve kur'anore. Duket që është shkruar pas *Et-Tefsir el-Kebir*, dhe ndonjëherë në burimet e mëvonshme referohet si Komentimi i vogël i Kuranit (*Et-Tefsir es-sagir)*.

*- El-Metalib el-'alije min el-'ilm el-ilahi*. Një prej veprave më të gjata filozofike dhe teologjike të Raziut, dhe në shumë mënyra më interesantja. Librat 1-2 janë përfunduar në 603H/1207, menjëherë pas përfundimit të Tefsirit. Më shumë se një vit më vonë, në 605H/1208-9, librat 3-7 mesa duket janë përfunduar për një periudhë prej 5 muajve, ndërsa libri tetë duket i papërfunduar dhe i padatuar.[36] Mirëpo data e fundit është e çuditshme, sepse *Dhem ledhat el-dunja* (më poshtë) është e datuar më herët por i referohet diskutimeve në librat 3 dhe 4 të *Metalib*-it. Një shpjegim është që 307 librat janë shkruar në 603H/1207, por janë rishikuar më vonë në 605H/1208-9. Mirëpo, nëse ky është rasti, atëherë pse nuk u përfundua *Metalib*-i para se të rishikohej? Pyetja është me rëndësi, pasi që një datë e mëhershme e *Metalib*-it do t'i jepte peshë më të madhe veprës *Dhem ledhat el-Dunja.*

*- Sherh 'Ujun el-hikma.* Ky komentim mbi *Ujun el-hikma* të Ibn Sinasë mesa duket është shkruar pas *Metalib*-it.[37]

*- Risalet Dhem Ledhat ed-Dunja*. Një vepër e shkurtër etike e përfunduar në vitin 604/1208. Për shkak të dobisë së jashtëzakonshme, një edicion kritik i këtij teksti është përfshirë në shtojcë, dhe vepra do të shqyrtohet në detaj në kapitullin e katërt të këtij libri.

*Përktheu nga anglishtja: Fatih Ibrahimi*
*Shkëputje nga vepra: Etika teleologjike e Fahruddin er-Raziut (The Teleological Ethics of Fakhr al-Din al-Razi); Brill - Leiden – Boston, 2006, fq. 11-4.*

*1. Disa prej biografive kryesore klasike të Raziut janë: Ibn Ebu Usejbia, 'Ujun, 3, 34-35; El-Kifti, Ikhbar, 190-2; el-Askalani, Lisan, 4, 426-9; Ebu Shame, Dhejl, 68; Ibn Khalikan, Wefajat, 4, 248-52; Ibn el-'Ibri, Tarikh, 240; 254; Ibn el-Sa'i, Xhami, 9, 306-8; Ibn Kethir, Bidaje, 13, 55-6; El-Safadi, Wafi, 4, 248-58; el-Dhehebiu, Tarikh, 43,211-23; Es-Subki, Tabakat, 8, 81-96; el-Jafi'i, Mir'at, 4, 7-11; el-Shehrezuri, Nuz'ha, 2, 144-50. Shih poashtu: Muhammed el-Zerkan, Fakhr al-Din al-Razi, 8-55; Georges Anawati, "Temhid", 193-201; "Elements"; "Fakhr al-Din al-Razi" në El2; John Cooper, "Al-Razi, Fakhr al-Din", REP; Yasin Ceylan, Theology, 1-13; Tony Street, "Life and Works"; Jacques Jomier, "Qur'anic Commentary". 2. Shih: es-Subki, Tabakat, 3, 159 ff.; 7, 242; Ibn Khalikan, Wefajat, 4, 252. 3. Zinxhiri esharij i Razaiut kalon nëpër babain e tij, tek Ebu el-Kasim el-Ensarij, tek el-Xhuvejni, tek Ebu Is'hak el-Isfareini, tek Ebu Hasan el-Bahili, tek el-Eshariu (Tahsil el-Hakk, 52; shih. El-Jafi'i, Mir'at, 4, 11). Ai po ashtu paraqet zinxhirin e tij fikhor duke filluar me babain e tij. 4. Ibn Ebi Usejbia, 'Ujun, 3, 34. 5. P. sh., Munazerat, 7; Metalib, 7, 388-91. Rreth udhëtimeve të tij, shih: J. Jomier, "Quranic Commentary", passim. 6. P.sh. El-Kifti, Ikhbar, 190. 7. Rreth Keramijjve, një sekt antropomorfit, shih I'itikadat, 101; el-Shehrestani, Milel, 1, 108-13; artikulli "Kerramijje" në El2. 8. P.sh., El-Kazwini, Athar, 252-3. Shih Tefsir, 7, 88; 8, 69-71. 9. Ibn el-Ethir, Kamil, 12, 151-2. 10. Biografët transmetojnë që ai ka shkruar më shumë se 200 vepra (Ibn el-Sa'i, Xhami, 9, 307; Ibn Kethir, Bidaje, 13, 55). Rreth një e treta janë ruajtur. Bibliografia e botuar më e dobishme (ndonëse e pakompletuar dhe e vjetruar) e veprave të Raziut mbetet: M. al-Zarkan, Fakhr al-Din al-Razi, 56-164. 11. Kemalijje, (Ar.), 88; (Per.), 114. 12. Shih M. El-Zerkan, Fakhr al-Din el-Razi, 619-26; A. Shihadeh, "From Ghazali to al-Razi", 163. 13. Shihadeh, "From al-Ghazali to al-Razi", 164 ff. 14. Mund të jetë Tehdhib el-Dala'il fi 'ujun el-mesail, e përmendur në I'tikadat, 146. 15. Titulli origjinal me gjasë është Isharet el-nuzzar ila lataif el-esrar, një vepër kelami që Raziu e përmend në I'tikadat, 146. 16. P. sh., Eshariu referohet si Shejhuna Ebu el-Hasan radiallahu 'anhu (p.sh., Ishare, fol. 3b; 36b; 62a). 17. Mahsul, parathënia e botuesit Taha al-Alwani, 48. Mehsul përmendet në Nihajat el-'Ukul, fol. 200b. 18. Shihadeh, "From al-Ghazali to al-Razi", 163ff. 19. Përmendur në: Mulekhkhas, fol. 323a; Sherh el-Isharat, 2, 143; Sherh 'Ujun el-Hikma, 2, 193-4. 20. Ibn el-Subki në Tabakat (8:88) e refuzon këtë atribuim si të rremë. `Abd el-Kerim ibn Khaldun el-Maghribi el-Malikij në parathënien e tij të Tarikh-ut të tij dhe Ibn Kadi Shuhbe citojnë libri si El-Sirr el-Mektum fi Mukhetebe el-Shems we el-Nuxhum dhe ngjashëm hedhin dyshime në vërtetësinë e atribuimit të kësaj vepre ndaj Raziut. {G.F. Haddad – shënim i përkthyesit} 21. Ibn el-'Ibri, Tarikh, 240. 22. Përmendur në Mulekhkhas, fol. 337a. 23. E datuar në celofanin e autorit të dorëshkrimit 1510, Leiden University Library. 24. Ibn el-'Ibri, Tarikh, 240. Mebahith përmend në Sherh el-Kanun, fol. 22b, 43b. Kjo e fundit përmendet në Mebahith, 2, 258; 2, 409. 25. Përmendur në Muhassel, 202. Po ashtu, edhe Mebahith edhe Mulekhkhas përmendën në Sherh el-Isharat, 1, 153. Është ligjëruar në Bukhara në 582H/1186 (shih shënimin e ardhshëm). 26. Data përmendet në Munazerat, 32. Mebahith, Mulekhkhas, dhe Sherh el-Isharat, janë përmendur në Munazerat, 60. 27. Shih. Shihadeh, "From el-Ghazali to el-Razi", 171-2. 28. Tefsir përmendet në Erba'in, 423. Kjo sugjeron që Raziu e shkroi Er'bain rreth viteve 595-600/1199-1204, pasi e filloi Tefsir-in. 29. Katib Çelebi, Keshf el-Zunun, 1, 94. 30. Menakib, 538. 31. Përmendur në Tefsir, 15, 55; 22, 13. 32. Ndonëse e botuar si libri i 9 i Metalib, ka shumë dëshmi për të treguar që ky është një libër i veçantë. Stili i tij dallon me atë të Metalib. Nuk është shënuar në planin fillestar të saj (Metalib, 1, 63-64). Referenca tek kjo ka në vende tjera (p.sh., Sherh el-'Ujun el-Hikme, 3, 96; biografët shënojnë një vepër të titulluar 'el-Kada we'l-Kader': el-Kifti, Akhbar, 192; Ibn Ebu Usejbia, 'Ujun, 3, 44; el-Safadi, Wafi, 4, 255). Po ashtu, shumë dorëshkrime të Metalib nuk e përfshijnë atë. 33. Tefsir, 9, 127. Për data të detajuara të pjesëve të ndryshme të veprës, shih Michel Lagarde, Index, 51-7. 34. Shih. Jomier, "Mefatih el-Ghayb", 253-90; "Quranic Commentary", 467; Lagarde, Index, 57ff. 35. El-Safadi, Wafi, 4, 258. 36. Datat janë dhënë në fund të secilit libër. Libri tre nuk është i datuar në botimin e shtypur, por celofani i autorit në MS Chester Beatty Ar 3114 (fol. 147a) e daton atë në vitin 605/1208. 37. Metalib është përmendur në Sherh 'Ujun el-Hikma, 3, 100. Diskutimit që i referohemi paraqitet në librin 7 të Metalib.*

Muhamed B. Sytari

# Çështja kombëtare te hoxhallarët dhe intelektualët myslimanë (2)

Është e pastudiuar si e sa duhet moria e madhe e shkrimeve, kushtimeve, vargjeve, himneve dhe përkujtimoreve kushtuar Ditës së Pavarësimit të Shqipërisë sonë të shtrenjtë, si dhe kontributeve të vyera të hoxhallarëve dhe intelektualëve myslimanë për çështjen kombëtare në revistat islame dhe botimet e ndryshme, kryesisht ato të gjysmës së parë të shekullit XX.

Këtu, kam dëshirë të sjell në vëmendjen tuaj citime interesante të cilat i kam nxjerrë gjatë studimit në revistën e njohur të kësaj periudhe, si: "Njeriu".

## Revista "NJERIU"




*(Revistë e përmuejshme shpirtnore kulturore - korrik 1942 - shtator 1944)*

Shënimet e këtij cikli do t'i mbyll me revistën "Njeriu". Janë shkrime, studime, mesazhe, kujtime, himne e përkushtime pa fund, që i kushtohen dashnisë së Atdheut, flamurit, harmonisë e vëllazërisë kombëtare, etj., që mbushin faqet e numrave të ndryshëm të saj.

(Besoj se, studiuesit dhe të interesuarit për t'u thelluar akoma më tej, kanë shumë për të nxjerrë nga kjo gurrë e vlefshme e ndjenjës kombëtare).

*** Naimi, poeti i flaktë i lirisë dhe i bashkimit kombëtar**

*"Gjithë ç'jemi Shqipëtarë,*
*Jemi një fis e një farë,*
*Kemi tërë një shpresë,*
*Një gjak, një gjuhë, një besë,*
*Besë kemi Perëndinë,*
*Dhe ligjë vëllazërinë..."*
(viti i II-të, tetor 1943, nr. 4 (16), f. 1)

*** Urtësi o shqiptarë!**

Autori, Vasil Xhaçka, teksa kujton Naim Frashërin, i referohet Poetit tonë të madh kombëtar, që shkruante:

*"Të munjam të fluturonja e të kisham krahë si ti!*
*Me gaz të math do t'i vinjam Shqipërisë brenda në gji!*
*Për me marrë drejt Shkumbinë edh' Elbasan e Tiranën,*
*E me ardh ke ti, o Shkodrë, të shof Drinin e Bujanën!"* - (po aty, f. 9)

*** Babaj' i Kombit**

Në këtë shkrim, autori, Shero Imami thekson se: "Naim Frashëri këndoj bukurit dhe madhështin e mëmëdheut të dashur...

Aty u lind, rojti, shkrojti, dhe vdiq po për Shqipnin e bukur...

Naimi nuk shkroj poezi, që të dukesh nesër si poet, por ay desh që t'i shërbente vendit në çdo mënyrë, shkroj historin t'onë të shkëlqyer tri mij vjeçare, epopet epike, e veprat e njerësve, që ka nxjerrë gjiri i ynë...

Prandaj Naimi qëndron i pari në mes të njerësve e fytyrave të këtij kombi..." - (po aty, f. 12)

*** Hymn' i ri i Flamurit**

Himni në fjalë është nxjerrë nga libri: "Konkursi për Hymnin e Flamurit". Osja i Ri, është emri i autorit të Himnit, prej të cilit po citoj:

*"O Flamur, yll i Lirisë,*
*Valëvit me plot shkëlqim,*
*E prej qiellit t'Shqipërisë*
*Të dëgjohet në amshim*
*Rrahja e lum' e palës s'ate,*
*Kuq si gjaku trimëror*
*I krenarve bij që pate*
*Dhe për nder t'u bënë theror! ..."* - (viti i II-të, Nanduer, 1943, nr. 5 (17), f. 1)

*** Pas tridhjet e një vjet!**

"Si shkuan tridhjet e një vjet?

Kaluan tridhjetë e nji vjet, si tridhjetë e nji ditë!.. Shumica e atyre duarve të bekuara që ngritën Flamurin Kombëtar në Vlorë, më 28 Nëntor 1912, dyke pasur në krye Plakun e Shenjt, Ismail Qemalin, kanë perënduarë!..

Historia na tregon se një komb, një popull ose një shoqëri njerëzore, që nuk mban të lidhura ngushtësisht marrëdhëniet shpirtnore me kujtimet e shenjta të brezave të kaluara, një vend që mohon shtratin themelonjës së rezistencës, gjakut e racës me të cilët është gatuar gjatë udhëtimit të shekujve, si përfundim tragjik i humbet tiparet e vërtetësia ethnike, dhe i bjerë cilsitë e shquara të ndjesive bujare e fisnike.

Nuk kam për të harruar kurrë, deri sa të vdes, pamjen mallëngjimtare të 28 Nëntorit 1940-tës, kur kërkohesh kremtimi i kësaj dite të shenjt, nën hijen e zezë t'atij flamuri të bastardhuar me këthetrat dredhanike fashiste..." - (Gjimimi i Tomorrit, po aty, f. 5-7)

**Hoxhallarë të shumtë ranë a u plagosën në betejat e tyre në luftë për mbrojtjen e Shkodrës dhe trojeve shqiptare nga serbo-malazezët, si rasti i dy hoxhallarëve të nderuar, H. Halil Gavoçi dhe H. Sulejman Gavoçi,**

## Gjurmë të dritshme dhe kontribute të vyera

Në vitin 1869, dijetari i shquar shkodran Daut Boriçizade (1825-1896), në librin e tij: "Abetare shqip", shkruante se: "*Shqiptari me mënyrën e shkronjave që kam kallzue në alfabetin shqip, mbrenda pak kohe mundet me shkrue gjuhën e vet*"![1]

Në vitin 1875 ai shkroi një tjetër: "Abetare e gjuhës shqipe me shkronja arabe"[2]. Studiuesit e abetareve shqipe, na bëjnë me dije se: "Daut Boriçi hyri në rolin e korifeut si didakt, si tekstolog dhe si organizator i arsimit popullor. Ai zuri në Veri këndin e trinomit që kishin plotësuar më parë Naumi në Jug dhe Kristoforidhi në kërthizë të Shqipërisë"[3].

Në abetaren e tij të vitit 1869, (për të cilën kam kontribuar personalisht në transkriptimin e disa fjalive, në shërbim të punës së dy studiuesve të saj, Shefik Osmani dhe Njazi Kazazi), Daut Boriçi jep disa këshilla me vlerë, në formën e mesazheve, si: "*Mos rri pa punë*, *Shko n'shkollë*, *Mos prito*, *Ndigjo këshillat e mira*, *Kur t'flasësh, mendo*; *Mos rrej* etj"[4], sikurse porosit: "në mënyrë urdhërore: *Xen me shkrue shqip*"![5]

Gjatë hulumtimeve, kam gjetur të shkruar me dorën e këtij njeriu të ditur edhe urtësi të shumta, që vlejnë në jetën e shqiptarëve, si: "*Shkrimi ngelet në libër, ndërsa autori shkrihet në dhé*", "*Mëso o bir, se injoranca është turp. Atë s'e pranon veçse gomari*", "*Thotë Resulull-llahu (s.a.v.s): Ai që vdes në rrugën e kërkimit të dijes, vdes shehid*"[6]etj.

Kujtojmë Hafiz Ibrahim Repishtin (1882-1943), për bibliotekën e të cilit shkruhet se: "*ka numëruar rreth 2000 vëllime ku ka pasur kopje unikale librash...*"[7].

"Le të kujtojmë se ai i takonte breznisë së luftës për mbrojtjen e Shkodrës (1912-13) dhe se ishte pjesë e kompaktësisë shkodrane të atyne viteve. *(Ai ka kalue shtatë muej në llogoret e frontit të Shtojit, dhe familja Repishti ka furnizue*



*me ushqim e armatim 17 vullnetarë të kompanisë që ai komandonte gjatë të gjithë luftës).* Ma vonë, me 1916, kur Austro-Hungaria filloi keqtrajtimin e qytetarëve shkodranë, ai ka marrë pjesë në demonstratat anti-austriake, dhe ashtë burgosë me nji grup qytetarësh. Ka luejtë nji rol aktiv në mobilizimin dhe organizimin e Luftës se Koplikut (1920), për gjashtë muej. Në ato vite, ka ndihmue aktivisht Komitetin për Mbrojtjen e Kosovës (Hoxha Kadriu dhe shokët kanë ba disa nga mbledhjet e Komitetit në shtëpinë e babës), ka marrë pjesë aktive në politikën e forcimit të vendit, dhe në dhetor 1923 asht zgjedhë deputet i Shkodrës (grupi i Opozitës kundër Ahmet Zogut)."[8]



*Hoxhë Kadri Prishtina*



*Hoxhë Sulejman Gavoçi*

Kur flasim për mërgatën, nuk mund të lëmë pa përmendur rolin e madh të Kryemyftiut të shqiptarëve në botën e lirë, Salih ef. Myftija (1891-1978), gjurmët e të cilit janë të arkivuara edhe në gazetën e famshme amerikane "The New York Times", që "*në numrin e 13 nëntorit 1972, të ditës së hënë, njofton se në rrugën Albermarle 1325, në zonën Flatbush të Brooklyn-it u ngrit xhamia e re e komunitetit Mysliman të Shqiptarëve të Amerikës me inisiativën e Kryemyftisë Salih Efendi Myftija, mbi 80 vjeç*"[9].

Kujtojmë poliglotin e shquar Hafiz Abaz Golemi (1870-1925), i cili "*që në vitin 1895 emërohet mësues i persishtes dhe i besimit në shkollën qytetëse*"[10]. Studiuesit e jetës së tij dëshmojnë se ai: "*Përveç persishtes zotëronte edhe arabishten, turqishten, frëngjishten, italishten e serbokroatishten*"[11].

Nuk duhet të harrojmë se: "*Në vitin 1913 Komisioni Arsimor i Bashkisë, i kryesuar nga Xhemal Naipi, kadi i Shkodrës në atë kohë, hapi tri shkolla shtetërore: Shkolla Popullore me drejtor Gaspër Mikeli, e Rusit me drejtor Molla Medo Sukniqi dhe e Parrucës me drejtor Haxhi Hafiz Abaz Golemi*".[12]

Kujtojmë hoxhallarët e shumtë që ranë a u plagosën në betejat e tyre në luftë për mbrojtjen e Shkodrës dhe trojeve shqiptare nga serbo-malazezët, si rasti i dy hoxhallarëve të nderuar, H. Halil Gavoçi dhe H. Sulejman Gavoçi, babë e bir, të cilët "*në vitin 1913, kur Shkodra u rrethua nga forcat serbe e malazeze... rrokën armët e dolën vullnetarë për mbrojtjen e qytetit nën komandën e Hasan Riza Pashës*".[13]

Poashtu Sheh Ali Kruja (1884-1976), që doli dy herë në frontet për mbrojtjen e Shkodrës nga serbo-malazezët. Në betejën e tij të dytë, në vitin 1920, në frontin e Koplikut, "*nga plaga e rëndë humbi syrin e majtë*".[14]

## Përmbyllje

Janë të panumërta gjurmët e shkruara e të arkivuara të ruajtjes së vetëdijes kombëtare, nderimit të flamurit kombëtar e nxitjes së atdhedashurisë, (por, jo vetëm), në jetën dhe gjurmët e hoxhallarëve tanë, intelektualëve të shquar myslimanë, medresistëve, imamëve e besimtarëve të edukuar e mëkuar me këtë frymë për gjatë shekujve, dekadave e viteve.

Ne si myslimanë, Islamin tonë e kemi të shenjtë! Njëkohësisht, të nxitur nga tekstet tona të shenjta përpiqemi maksimalisht të ndërtojmë ura komunikimi, duke dëshmuar vullnetin e madh të ruajtjes dhe mbrojtjes së harmonisë kombëtare dhe asaj humane me këdo që dëshmon pjekuri, vlera dhe dinjitet!

Pa udhëzimet e Islamit tonë, ne nuk do ishim këta shqiptarë që jemi, as do lexonim me krenari e përulje shembullin dhe gjurmën e gjyshërve dhe baballarëve tanë myslimanë, që i shërbyen kombit dhe atdheut me këtë shpirt, aq sa Vetëm Një Zot e di!

Allahu i begatoftë shqiptarët e urtë e të ndershëm, na udhëzoftë të gjithëve drejt më të mirës, na bëftë të dobishëm për vete, krenarë e plot dinjitet, respektues të njëri-tjetrit, mbrojtës të kufijve të tolerancës, ushqyes me vepra konkrete të harmonisë e vëllazërisë kombëtare, shembull për të sotmen dhe të ardhmen!

*1. Shefik Osmani, Njazi Kazazi, "Abetaret shqipe dhe trajektorja e tyre historiko-pedagogjike", Tiranë, 2000, f. 85. 2. Palok Lulash Daka, Tomor Osmani, Maks Gjinaj, "Bibliografi për historinë e alfabetit të gjuhës shqipe 1844-2008", Tiranë, 2008, f. 9. 3. ShefikOsmani, NjaziKazazi, vep., e cit., f. 85. 4. ShefikOsmani, NjaziKazazi, vep., e cit., f. 92. 5. Po aty, f. 92. 6. Nuk e kam verifikuar. 7. HamdiBushati, "Shkodradhe motet", vëllimi II, f. 234-236. 8. Sami Repishti, "Nga kujtimet e prof. Sami Repishti për të atin Hafiz Ibrahim Repishti", në gazetën "Udha Islame", viti X, nr. 1 (107), janar, 2012, f. 12-13. 9. Faik Luli, Islam Dizdari, Nexhmi Bushati, "Në kujtim të brezave", Shkodër, 1997, fq. 391-392. 10. Po aty, f. 206. 11. Po aty, f. 206. 12. Po aty, f. 208. 13. Po aty, f. 650. 14. Po aty, f. 462.*

Haki Sahitaj

# Hyrje në orientalizmin e Eduart Saidit

"Çdo kush që jep leksione, shkruan ose bën kërkime rreth Orientit, kjo gjë futet në zbatim edhe nëse personi që merret me të është antropolog, sociolog, historian apo filolog, si në aspekte të veçanta, ashtu edhe në ato të përgjithshme, ajo çka ai ose ajo bëjnë, quhet orientalizëm." (E. Said)

Kur fillon të shkruash apo të flasësh për orientalizmin, ndër librat e parë që shumë nga ne mund të kenë parasysh është libri i Eduart Saidit rreth orientalizmit. Mënyra se si ai i qaset subjektit dhe përshkrimi i argumenteve, duket te jenë një metodë më ndryshe, kundrejt shumë librave, që janë shkruar rreth Orientit.

Kjo ndoshta vjen nga mënyra se si Saidi e kupton orientalizmin. Në librin e tij ai shprehet se për të orientalizmi kupton shumë gjëra: "Çdo kush që jep leksione, shkruan ose bën kërkime rreth Orientit, kjo gjë futet në zbatim edhe nëse personi që merret me të është antropolog, sociolog, historian apo filolog, si në aspekte të veçanta, ashtu edhe në ato të përgjithshme, ajo çka ai ose ajo bëjnë, quhet orientalizëm."

Ai librin e ka ndarë në tre kapituj. Në kapitullin e parë ai flet për shtrirjen e orientalizmit me anë të fakteve historike, por edhe të eksperiencave personale. Në kapitullin e dytë ai flet për strukturat dhe ristrukturat orientaliste. Ai në këtë kapitull përpiqet të hetojë më shumë rreth zhvillimit të orientalizmit modern, ku ka në fokus disa poetë, artistë e studiues të ndryshëm. Dhe kapitulli i tretë flet më shumë për ngjarjet pas luftës së Dytë Botërore dhe zhvillimet e reja orientalistike. Në fund të këtij



*Eduart Said*

**Orientalizmi është një stil mendimi, i cili bazohet mbi ndarjen ontologjike dhe epistemologjike. Dhe këtu na del se kemi gurin themeltar mbi ndarjen mes Lindjes dhe Perëndimit, e cila ka qenë pika bazë e shumë teorive, përshkrimeve, apo edhe llogarive politike, që janë bërë për vendet e Orientit, njerëzit etj. (E.S.)**

kapitulli autori flet për orientalizmin, ku më të angazhuar kemi amerikanët me interesat e tyre sesa kolonitë e vjetra evropiane.

Historikisht termi orientalizëm sot nuk preferohet të përdoret aq sa më parë. Kjo duke pasur parasysh se ky term të kujton kolonializimin ekzekutiv evropian të shek. XIX dhe fillimin e shek. XX. Por, sipas Saidit orientalizmi pavarësisht dinamikës kohore, vazhdon edhe sot të jetojë me anë të tezave rreth orientit dhe njeriut oriental. Çfarë do ta shtynte Saidin të kërkonte kaq gjerë për t'i dalë për zot kësaj çështjeje kaq komplekse? Ka disa përgjigje që mund t'i nxjerrim nga kjo vepër, por ndër të parat që edhe ai mbron më së shumti, është ideja për respektimin e këtyre njerëzve (orientalë) për atë se çfarë janë dhe për vizionin e tyre se çfarë ata duan të jenë. Ai mbron dhe beson idenë e Xhanbatista Vikos, se njerëzit e bëjnë vetë historinë, histori e bërë nga burrat e gratë. Dhe ai mundohet të heqë nga mendja entitetet si Orient/ Oksident, sepse këto janë bërë nga njerëzit. Pra kulturalisht, nuk kanë ekzistuar si fenomene natyrore. Por orientalizmi është një stil mendimi, i cili bazohet mbi ndarjen ontologjike dhe epistemologjike. Dhe këtu na del se kemi gurin themeltar mbi ndarjen mes Lindjes dhe Perëndimit, e cila ka qenë pika bazë e shumë teorive, përshkri-

meve, apo edhe llogarive politike, që janë bërë për vendet e Orientit, njerëzit etj. Andaj dhe Saidi orientalizmin e sheh tërësisht, si produkt/imazh perëndimor. Madje i tërë mundi i autorit në këtë libër është përqendruar të shpjegojë se si vetëm falë imazhit që krijoi Perëndimi për Orientin arriti të ngrihet kulturalisht për vete, pra, atë që ai e quan Orientin si substancën kulturore të civilizimit evropian.

Madje kjo epërsi shkon përtej kësaj, shton ai, sepse jo vetëm kulturalisht, por kjo shihet edhe ideologjikisht, si mënyrë e të folurit, në institucione, fjalor, dijen e marrë në shkolla, imazhe, doktrina, e madje deri edhe me burokracinë dhe stilin kolonial. E gjitha kjo vetëm e vetëm që Perëndimi ta rikonstrukturonte dhe të dominonte mbi Lindjen.

Dominimin mbi Orientin, Saidi e lidh fillimisht me dominimin franko-britanik deri në Luftën e Dytë Botërore, ku më pas ky dominim kalon në duar të Amerikës. Gjatë gjithë këtij dominimi Saidi vëren se ka dominuar një mungesë e madhe sinqeriteti për të shkruar, përshkruar apo folur mbi këto shoqëri. Kjo do të thotë se "Orienti", jo vetëm që është zbuluar si oriental, por se edhe duhej të bëhet i tillë, pra të orientalizohet.

**Ideja se janë perëndimorët ata që duhet përfaqësuar këta popuj vjen edhe si shkak se në syrin e orientalizmit kurrë nuk ka pasur një Orient, që të ekzistojë objektivisht, ose se ata nuk mund ta përfaqësojnë veten. Saidi gjithashtu përmend dhe mendimin e Marksit, i cili citonte se,"Ata nuk janë të aftë të përfaqësojnë vetveten, ata duhen përfaqësuar."**

Sipas Denis Hay, ekziston një ndarje e tillë, "Ne" evropianët dhe "Ata" joevropianët. Andaj dhe Saidi trajton çështjen e njohës objektive mbi Orientin. Ai shprehet se ka ndryshim midis njohurisë për popujt e tjerë dhe kohët e tjera, që është rezultat i kuptimit, dhembshurisë, studimit të kujdesshëm dhe analizave për hatër të tyre, si dhe njohurisë, që është pjesë e një fushate të përgjithshme vetë-afirmuese. Ekziston, në fund të fundit, një ndryshim i thellë midis vullnetit për të kuptuar për qëllime bashkëjetese dhe të zgjerimit të horizontit, si dhe dëshirës për të dominuar për qëllime kontrolli. Ai që në hyrje të librit ka dashur të bëjë ndarjen mes dijes së kullu-



ar dhe dijes politike. Ndonëse ai e pranon së është shumë e vështirë të bësh një studim e të mos ndikohesh nga situatat në të cilat jeton dhe ndikohesh. Por, për këtë lloj perceptimi të gjerë ne kemi nevojë për kohë, durim dhe kërkim skeptik, të mbështetur nga besimi në komunitetet e interpretimit, që janë të vështira për t'u mbajtur në një botë që kërkon veprim dhe reagim të menjëhershëm. E në këtë rast kur kemi një qasje ndaj Orientit, çdo studiues do të niset nga fakti se ai është evropian ose amerikan.

Andaj Saidi nuk i ikë idesë se interesi evropian, apo amerikan mbi Orientin janë thjeshtë politike. Interesat, që dalin nga vetë ndarja Lindje-Perëndim shkojnë edhe më larg. Sepse, gjitha ato studime shkencore, filologjike, analiza psikologjike, përshkrimet e natyrës, jo vetëm që në nxjerrin një shkencë e quajtur Orientalizëm, por se kjo edhe është ajo çfarë e mban gjallë Oksidentin.

Pra një botë ndryshe që perëndimorët duan t'i japin formë, ku arrihet më pas dominimi politik, intelektual, kulturor dhe moral, ku ai merr si shembull pushtimin amerikan ndaj Irakut dhe thotë se këta njerëz hasen tani në Irak nga një ushtri e tërë kontraktuesish privatë dhe sipërmarrës të etur, të cilëve u besohet gjithçka, nga shkrimi i teksteve të librave dhe kushtetutës, deri në rimodelimin e jetës politike irakiane dhe industrisë së saj të naftës. Ideja se janë perëndimorët ata që duhet përfaqësuar këta popuj vjen edhe si shkak se në syrin e orientalizmit kurrë nuk ka pasur një Orient, që të ekzistojë objektivisht, ose se ata nuk mund ta përfaqësojnë veten. Saidi gjithashtu përmend dhe mendimin e Marksit, i cili citonte se,"Ata nuk janë të aftë të përfaqësojnë vetveten, ata duhen përfaqësuar."

Tek kjo pikë do vërejmë një karakteristikë të Saidit, ku ai ori-



entalizmin nuk e sheh vetëm si marrje nga ana e perëndimorëve, por edhe si dhënie, që do të thotë se nga ndikimi i pushtetit politik mbi shkrimtarët dhe mendimtarët bën që të dalin prodhime të reja intelektuale. Në këtë rast autori nuk është aq shumë i dhënë për të kuptuar interesat që ka pasur natyra e një politike të caktuar, por mënyra se si këta mendimtarë, apo shkrimtarë nxorën në pah qasje kaq të holla, stilin që ata krijuan dhe përdorimin e detajeve të panumërta që ata përdorën. Thënë më shkurt, kjo prodhimtari nuk ishte thjesht reflektim sipërfaqësor. Mendoj se kjo pasuri, stil dhe qasje, e ka nxitur Saidin të sjellë më shumë fakte konkrete, që të kuptojë se çfarë energjish të tjera intelektuale, estetike, doktrinore e kulturore u shpenzuan në formësimin e një tradite imperialiste, si orientalizmi? Si e revolucionalizon orientalizmi veten? Cili është origjinaliteti i tij, dhe si arritën që të mbijetojnë nga një epokë në një epokë tjetër? Si duhet t'i qasemi ne një aktiviteti kaq kompleks që kanë ndërmarrë orientalistët? Pra siç edhe shohim te kureshtjet e Saidit, ne konkludojmë se studimi i tij është tërësisht humanist. Për këtë në veprën e tij ai nuk u bën ekzaminime vetëm teksteve shkencore, por edhe teksteve letrare, politike, gazetareske, librave me udhëtime, teksteve fetare e filologjike. Pra një perspektive tërësisht historike dhe "antropologjike" siç e quan ai. Me këtë vepër Saidi edhe nxit që të bëhen studime si kundër përgjigje ndaj orientalizmit, për të dhënë një shembull sa më praktik, se mund të studiohen kultura të tjera, duke u përpjekur për të qenë të lirë dhe jo të manipuluar. Ai mendon se suksesi në këtë gjendet vetëm nëse arrihet të ekzaminohen korrektësisht problemi dije-pushtet. Duke u bazuar dhe tek kriteri i A.Gramshit se për të qenë i ndërgjegjshëm në një veprimtari kritike, duhet të dish se kush je ti. Pra të njohësh veten dhe produktet historike, që të sollën aty ku je dhe gjurmët që kanë lënë mbi ty këto produkte.

Sipas Saidit kultura dhe shoqëria duhen të jenë të pandashme për një studim të mirëfilltë. Sepse sferat e jetës janë të ndikuara nga njëra-tjetra dhe ajo çfarë mendon ai është se ka më shumë nevojë të flasim për çështjet e padrejtësisë dhe vuajtjeve brenda një konteksti, që është i vendosur gjerësisht në histori, kulturë dhe realitetin socio-ekonomik. Për këtë autori është i bindur se nëse kjo vepër do të ndikonte të zhdukej dikotomia Orient/Oksident, atëherë edhe mund të priten zhvillime të tjera më paqësore, mirëkuptimi mes qytetërimeve, thjesht, duke mos vuajtur kompleksitetin e dominimit racial, gjeografik, apo politik. Ai librin e përmbyll me përshtypjet e tij pesëmbëdhjetëvjeçare, që kaloi në këto studime, ku thotë se: "Duke iu rikthyer nga një largësi pesëmbëdhjetëvjeçare, të mbushura plot ngjarje dhe një prezencë të një rryme të re studimi, që synon mënjanimin e pengesave me anë të të cilave imperializmi ka kufizuar mendimin dhe ka tkurrur marrëdhëniet ndërnjerëzore. Orientalizmi të paktën ka pasur meritën e të rreshtuarit haptazi në këtë luftë, që sigurisht vazhdon, si në "Lindje", ashtu edhe në "Perëndim".

Mr. Ramazan Fetahu

# Feja dhe shkenca në shekullin XXI

“Feja dhe shkenca në parim nuk kundërshtohen, madje shkenca në fakt çon drejt besimit. Shumë dijetarë me famë botërore theksojnë se feja dhe shkenca në parim pajtohen, por gjysmë-feja dhe gjysmë-shkenca mund të sjellin kokëçar-je.” (Nexhat Ibrahimi)

Mesazhi bazë të cilin e përmban feja është paqja dhe stabiliteti në tokë, ku pikë qendrore ka njeriun dhe fatin e tij, në rrugën drejt realizimit të qëllimeve të tij. Njeriu i ardhur prej botës së urdhrit apo botëve të larta erdhi në tokë për ta mishëruar paqen hyjnore. Ademi a.s njeri dhe pejgamber i parë është prototip dhe mishërim i këtij urdhri. Jo vetëm Ademi a.s por të gjithë pejgamberët kanë pasur qëllimin e kthyerjes nga forma drejt origjinës duke i shfrytëzuar aftësitë intelektuale dhe shpirtërore që ka dhuruar Zoti. Sipas kësaj, në esencën e të gjitha feve por edhe të atyre të cilat mendohet se kanë patur pejgamberë gjendet ky qëllim.

> Pejgamberia e Ademit a.s. e dhuruar nga Zoti është simbol i përgjegjësisë hyjnore që bart gjinia njerëzore kurse dija e dhuruar përsëri nga Zoti i shërben fetarisë, madje shkon paralel me të.

Njeriu përveç këtij dimensioni ka edhe dimensionin e lirisë së zgjedhjes. Ai posedon dije dhe aftësi për ti dhënë jetë tokës dhe për ta zhvilluar atë. Ademit a.s iu mësuan *emrat e sendeve*[1] (koncepteve) apo dijet esenciale të gjërave të cilat në fjalorin tonë i njohim si “shkencë” dhe lirisht mundë të thuhet se nga Ademi a.s është hapi i parë drejtë zhvillimit të veprimtarisë shkencore apo bazat e themelim-



it të *shkencës.* Kemi të bëjmë me një njeri fetar dhe shkencor në të njëjtën kohë. Ademi a.s. mund të konsiderohet Pejgamberi i parë por edhe shkencëtari i pari i cili i ka elaboruar dijet zanafillore të gjërave.

Pejgamberia e Ademit a.s. e dhuruar nga Zoti është simbol i përgjegjësisë hyjnore që bart gjinia njerëzore kurse dija e dhuruar përsëri nga Zoti i shërben fetarisë, madje shkon paralel me të. Në këtë binom fe-shkencë, ilustruar në shembullin kuranor në lidhje me Ademin a.s. kemi kurorëzimin me "xhenet" pra lumturinë hyjnore.

Vlen të themi se lidhja e fesë dhe shkencës njeriut i siguron lumturi në këtë botë, por edhe në tjetrën: *"Ne i thamë: "O Adem, ti dhe bashkëshortja banoni në Xhenet dhe hani lirisht nga frutat e tij kah të doni.."*[2].

Njeriu derisa të ndjekë binarët e tij fetarë dhe ata shkencorë mund të kalojë edhe sferat e melaikeve për të cilët dija është e kufizuar. Njeriu i posedon esencat e krijimit dhe mund të arrijë piedestalet më të larta hyjnore. Prandaj shkenca moderne është mahnitëse sepse ka arritur zhvillime marramendëse si në fushën e komunikimit edhe në fushat e tjera cilësi, të cilat për botën e melaikeve kanë qenë të njohura, por jo edhe për njeriun. Njeriu i shekullit XXI, i ka arritur edhe këto gradë. Për superioritetin e njeriut kundrejt melaikeve na njofton Kurani: *"(Zoti) Tha: "O Adem, njihi ata (engjëjt) me emrat e atyre (sendeve)!" E kur u rrëfeu atyre për emrat e tyre, (Zoti) tha: "A nuk ju kam thënë juve se Unë, më së miri, e di fshehtësinë e qiejve e të tokës dhe, më së miri, e di atë që ju e publikoni dhe atë që e mbani fshehtë."*[3]

Por në momentin kur gjërat ndryshojnë vendet e tyre si entitete të caktuara nga Zoti, atëherë kur shkenca fillon të marrë timonin pa marrë parasysh fetarinë dhe elementin hyjnor, kemi devijimin e njeriut nga vendi i tij. Këtë e gjejmë në Kuran kur Ademi dhe

> Njeriun modern e ka sunduar ndjenja e frikës nga vdekja dhe si pasojë kemi një shthurje morale, të cilën mundohet ta shërojë shkenca.

Havaja (a.s.), nën cytjen e shejtanit si pikë orientuese morën prirjet e veta logjike kundrejt anës ndërgjegjësore-fetare. Në këtë moment Allahu xh.sh urdhëron të zbresin nga bota e lartë drejt asaj të ulët. Shembulli i paraprirjes së shkencës ndaj fesë njeriun e hedh në gremina të thella morale dhe shpirtërore, sikurse potencon ajeti: *"Ne u thamë: "Zbritni (dilni), jeni armik i njëri-tjetrit e ju deri në një kohë në tokë keni vendbanim dhe dëfrim."*[4]

Ngrënia e pemës së ndaluar, në mesin e mufesirëve, por edhe të filozofëve, është biseduar shumë. E rëndësishme është se ajo simbolizon dëshirën e tyre për *përjetësi*, sikurse e gjejmë cytjen e shejtanit në këtë drejtim: *"Po djalli i bëri që ata të dy të mashtrohen në atë (pemë ose Xhenetin) dhe i nxori ata nga ajo (e mirë) në të cilën ishin."*[5]

Tema më e madhe dhe më komplekse e ekspozuar në ngjarjen e babait të njerëzimit është pikërisht kërkimi i përjetësisë dhe largimi nga ankthi i vdekjes nëpërmjet të arriturave shkencore dhe intelektuale, duke iu qasur burimeve të dijes dhe jo shpalljes. Që nga lindja njeriun e kaplon ndjenja e vdekjes dhe tërë jetën e kalon nën ndjenjën e saj. Varësisht nga segmenti i të shikuarit të saj njeriu arrin ta menaxhojë atë, ose e kundërta. Nëse përdoret si masë morale ajo merr një kahje pozitive dhe bëhet faktor shumë i fuqishëm në jetën e njeriut.

Njeriun modern e ka sunduar ndjenja e frikës nga vdekja dhe si pasojë kemi një shthurje morale, të cilën mundohet ta shërojë shkenca. Qëllimi kryesor i shkencës moderne është largimi nga të menduarit (ankthi) të vdekjes dhe kërkimi i pavdekshmërisë dhe formimi i një bote të improvizuar si ajo "hyjnore" në të cilën do të sundojë "Njeriu" dhe jo "Zoti".

Pikërisht për të bërë një dallim mes kësaj dhe botës tjetër Pejgamberi a.s thotë: *"Kjo botë është xhenet për jobesimtarin dhe ferr për besimtarin"*, pra kjo lumturi është relative në krahasim me atë të botës tjetër.

***Por pyetja e cila parashtrohet është:***

## A arriti shkenca ta zgjidhë ankthin e vdekjes?

Shkenca moderne në pamundësi për t'i dalë ballë këtij përbindëshi të pakompromis sikurse vdekja, mori drejtimin e kamuflimit dhe të mbulimit të saj, thënë ndryshe shpiku mjete dhe aktivitete të ndryshme shoqërore në të cilat njeriu e harron vdekjen. Në një mënyrë gjeti rehati shumë të izoluar shpirtërore. Në orvatje për të mbajtur të qetë temperamentin e njeriut Epikuri thotë: "Çfarë është vdekja? – Në fakt kur ne jemi (në ekzistencë) ajo nuk është dhe kur ajo vjen ne nuk jemi. Prandaj le të ruajmë qetësinë, nuk ka nevojë për frikë".[6]

## Si e zgjidh feja problemin e vdekjes ?

Feja i mëson njeriut se kjo botë dhe bota tjetër janë sikur anët e kundërta të medaljes. Çdo veprim fizik ka edhe natyrën metafizike në

**Duke u kthyer feja konkretisht Zoti në qendër të vëmendjes pa anashkaluar edhe shkencën, artin dhe filozofinë, arrihet mishërimi simbolik i botës hyjnore brenda asaj tokësore, ky edhe është qëllimi final i pejgamberëve dhe fesë që sjellin ata.**

të cilën merren llogaritë. Sipas saj për njeriun religjioz bota e ahiretit është e njohur ashtu sikurse thotë Mulla Sadra:*"Berzahu (jeta e varrit), është shumë më real se kjo botë, sepse gjendet në një pikë më të lartë të qenies".* Pra konsiderohet madje më reale sesa kjo botë sepse simbolizon afërsinë kuptimore me Qenien. Njeriut fetar vdekja nuk i shkakton ankth, përkundrazi shndërrohet në motivim për punë dhe angazhim. Çdo veprim shkencor dhe fizik njëherit është edhe veprim moral dhe fetar. Në këtë frymë shkenca dhe feja në shek.XXI mund të gjejnë gjuhën e përbashkët.

Në fund të shek. XX dhe fillim të shek.XXI, kemi shenja të "Rikthimit të Zotit" në qendër të vëmendjes. Meqenëse problemet e botës së brendshme të njeriut nuk arriti t'i zgjidhë shkenca empirike, kemi disa tentativa të një kthimi drejt fesë. Duke u kthyer feja konkretisht Zoti në qendër të vëmendjes pa anashkaluar edhe shkencën, artin dhe filozofinë, arrihet mishërimi simbolik i botës hyjnore brenda asaj tokësore, ky edhe është qëllimi final i pejgamberëve dhe fesë që sjellin ata. Në këtë relacion duke balancuar fenë dhe shkencën Pejgamberi a.s thotë: *"Punoni për këtë botë sikur nuk do të vdisni kurrë dhe punoni për ahiretin sikur do të vdisni nesër!"*

Studiuesi Italian Graziano thekson se pas shekullarizmit shekujt në vazhdim (shekulli XXI dhe pas) do të jenë sfidë mes materializmit dhe fesë. Gjithashtu ai thotë se po vjen koha që feja të jetë në arenën politike. Në emrin e "revanshit të Zotit" ai numëron disa shkaktarë që tregojnë zëra drejt këndelljes së fesë... Gjithashtu ai përmend edhe revolucionarët e ndryshëm myslimanë, ata katolikë, por edhe ata budistë dhe të feve të tjera si dhe konferencat ndërfetare të quajtura "Aleancë e Shenjtë" të cilat luftojnë kundër "Luftës së shenjtë", pra luftës nacionale dhe ndërkulturore.[7]

Mbetet të shihet në shekujt në vazhdim se a do të kemi veshje simbolike të shkencës me petkun e fetarisë, kombinim ky i cili do të sillte zgjidhjen e shumë problemeve etike, sociale dhe kulturore. Madje do të sillte edhe përmirësimin e historisë shekullore, e cila në themel ka gabuar duke vënë në vend të fesë diçka tjetër.

*1. Surja EL-Bekare ajeti 31. 2. Surja El-Bekare ajeti 36. 3. Surja Bekare ajetet 31,32,33. 4. Surja EL-Bekare ajeti 36. 5. Po aty. 6. Po aty. 7. Të shihet libri "Lufta e shenjtë dhe e shenjta Aleancë" (Fetë dhe trazira ndërkombëtare në shekullin XXI). fq. 53-67, SH.B. "Saras", Tiranë 2015.*





Dr. Hatixhe Ahmedi

# Në vigjilje të tre muajve të mëdhenj

Sa herë që afroheshin tre muajt e mëdhenj, Pejgamberi a.s. lutej në këtë formë: "O Allahu im na i bëj të bekuar muajin Rexheb dhe Shaban dhe na e mundëso që të arrijmë muajin Ramazan!" (Ahmed Ibën Hanben, Musned 1)

Ky është hadithi çelës nëpërmjet të cilit e kuptojmë rëndësinë e fillimit të Muajve të Mëdhenj, pra muajit Rexheb dhe Shaban të cilët janë edhe paraprijës të muajit Ramazan.

Ky hadith në formë të lutjes i cituar nga i Dërguari i Allahut, paraqet edhe një herë nevojën e besimit dhe të lutjes së njeriut. Madje përkujtuesi më i mirë i lutjes së njeriut drejtuar Krijuesit të Tij janë ditët – netët, javët dhe muajt e caktuar e të veçantë. Edhe një herë e shohim qartë se respektimi i fjalës së Pejgamberit të Allahut paraqet afrimin pranë mëshirës dhe kënaqësisë së Allahut, ndërsa zbatimi i fjalëve të tij ngritjen në shkallën dhe piedestalin më të lartë të moralit.

Këta muaj janë të radhitur dhe funksionojnë sipas kalendarit hënor, në këtë rast muaji Rexhep është muaji i shtatë me radhë në këtë kalendar. Në literaturën islame ky muaj, respektivisht Muaji Rexhep është njëri nga muajt që quhen "Esh-hurul Hurum" – "Muaj të ndaluar". Muaj të veçantë janë këta katër muaj Muharrem, Rexhep, Dhilkade dhe Dhilhixhxhe. Quheshin në këtë formë sepse për myslimanët ishte një fazë parapërgatitjeje për të filluar një etapë të re ku duhej të përgatiteshin për muajin e madh gjatë të cilit me anë të agjërimit duhet të plotësojnë edhe kushtin e tretë të Besimit Islam.



**Te shqiptarët mbahet mend shumë mirë se një pakicë e burrave dhe një shumicë shumë më e madhe e grave, kur vinte muaji Rexhep, fillonin agjërimin të cilin do ta ndërprisnin tek në ditën e parë të Fitër Bajramit.**

Edhe në traditën e popullit shqiptar këta tre muaj, respektivisht muaji Rexhep – Shaban dhe Ramazan quhen "Muajt e Mëdhenj", për hir të respektit dhe madhështisë së tyre. Kjo fjalë mbase edhe është bartur nga tradita osmane, e cila ishte prezente tek populli shqiptar pothuajse pesë shekuj me radhë.

Kemi transmetime të ndryshme të haditheve në të cilat shohim se Pejgamberi a.s., ditët e këtyre muajve i kalonte duke agjëruar, ndërsa gjatë netëve e shtonte ibadetin dhe lutjet e tij. Nëpër hadithet e shumta që i transmetojnë Ebu Davudi dhe Ibni Maxhe thuhet se disa nga ashabët – shokët dhe tabiinët – shokët e shokëve të Pejgamberit a.s. agjëronin shumë ditë, e sidomos ditët më të vlershme të

këtyre muajve, ndër ta dalloheshin Abdullah Ibni Omeri nga ashabët dhe Hasan el- Basriu nga tabiinët. Ndërsa kishte edhe nga ata të cilët që nga dita e parë e trokitjes së tyre e fillonin agjërimin dhe e vazhdonin deri në ditën e parë të Fitër Bajramit. Ndër praktikuesit e kësaj tradite shquheshin dy imamët e mëdhenj Imam Shafiu dhe Ahmed Ibën Hanbeli.

Tradita e mirë e këtyre dy imamëve pati ardhur edhe deri te shqiptarët ku mbahet mend shumë mirë se një pakicë e burrave dhe një shumicë shumë më e madhe e grave, kur vinte muaji Rexhep, fillonin agjërimin të cilin do ta ndërprisnin tek në ditën e parë të Fitër Bajramit. Ndërsa praktikimi i agjërimit të ditëve të caktuara në traditën e këtij populli vazhdon dhe kultivohet edhe sot e kësaj dite.

Për rëndësinë e Muajit Rexhep na flet shumë edhe nata e 27-të e këtij muaji, pra Nata e Madhe e Miraxhit, natë në të cilën Pejgamberi a.s. me vullnetin e Allahut u ngrit në qiell dhe iu bë obligim falja e pesë kohëve të namazit. Vlera dhe rëndësia e kësaj nate përshkruhen në ajetin e parë të Suretu El – Isra: "*I pastër është Allahu i cili ia mundësoi robit të Tij, udhëtimin natën prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) në Mesxhidi Aksa (Jerusalem), rrethinën e së cilës e kemi bekuar, në mënyrë që t'ia tregojmë disa nga argumentet tona. Vërtet Ai (Allahu) dëgjon dhe sheh shumë.*" (El- Isra, 1)

Në një hadithë të cilin e transmeton Usame bin Zejdi, vërehet shumë mirë dhe qartë vlera dhe rëndësia e këtyre muajve, duke e pa për së afërmi edhe praktikimin nga vetë i Dërguari i Allahut. Usame bin Zejdi i drejtohet Pejgamberit a.s.: "Ja Resullah po ju vërej se ju po agjëroni më së shumti gjatë muajit Shaban, përse veproni në këtë mënyrë?!" Atëherë Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Ndërmjet muajit Rexhep dhe Ramazan njerëzit janë më të habitur, ndërsa ky është një muaj i tillë kur veprat ngrihen tek Krijuesi i Botëve! Dëshiroj që gjersa të jem agjërueshëm të ngrihen veprat e mia tek Allahu!" (Transmeton Nesaiu, kap. Sijam).

Gjithashtu kemi edhe hadithe të shumta se sa herë që afroheshin këta muaj Pejgamberi a.s. fillonte e shtonte veprat e mira duke filluar nga namazi, agjërimi, leximi i Kuranit dhe shtimi i dhënies së sadakasë pra lëmoshës. Vepronte në këtë formë, dmth që nga dita e parë e muajit Rexhep fillonte me vepra të mira, dhe çdo ditë e shtonte diçka më tepër për të arritur pikën më të lartë gjatë natës së fundit të muajit Ramazan, kur edhe e quante natë të shpërblimit të atyre që kanë bërë punë të gjatë në një periudhë të gjatë.

Pejgamberi a.s. për rëndësinë dhe vlerën e këtyre muajve thotë: *"Muaji Rexheb është muaji i Allahut xh.sh., muaji Shaban është muaji Im, ndërsa muaji Ramazan është muaji i Ymmetit (popullit tim)!"*

Këtu shihet shumë qartë edhe një herë vlera me të cilën dallohen këta muaj nga muajt e tjerë. Këta muaj edhe një herë e testojnë njeriun se sa është i gatshëm të përgatitet për të hyrë në një klimë të re shpirtërore në të cilën është më afër Mëshirës së Allahut. Shtimi i ibadeteve nënkupton afrimin tek mëshira e Allahut, ndërsa afrimi tek mëshira e Allahut nënkupton hapjen e një faqeje të re, shpëlarjen e shpirtit dhe devotshmërinë e cila e arrin kulminacionin gjatë muajit të Madh të Ramazanit. Kjo përgatitje njëherit është edhe si parahyrje ose uvertyrë e cila na mundëson që në formën shkallë - shkallë të afrohemi të pastër për të kryer kushtin e tretë të besimit Islam, pra agjërimin e Ramazanit.

**Populli shqiptar përpos përgatitjes për të bërë ibadet dhe për t'u afruar më pranë Krijuesit të tyre, sipas traditës osmane me ardhjen e këtyre muajve patjetër shtonte edhe punët e tjera në shtëpi.**

Edhe populli shqiptar përpos përgatitjes për të bërë ibadet dhe për t'u afruar më pranë Krijuesit të tyre, sipas traditës osmane me ardhjen e këtyre muajve patjetër shtonte edhe punët e tjera në shtëpi. Në këto kohë fillonte pastrimi më i detajuar i shtëpive dhe vendeve që i rrethonin. Ushqimi përgatitej pak më ndryshe në krahasim me muajt e tjerë. Ndërsa në net të mëdha patjetër që do të përgatiteshin edhe ëmbëlsira. Në këto raste përgatiteshin ëmbëlsira me më pak përbërës në mënyrë që të solidarizoheshin të gjithë së bashku sikurse i pasuri po ashtu edhe i varfri. Kjo traditë madje ishte edhe në sarajet e sulltanëve.

Me ardhjen e muajve të mëdhenj kandilat e xhamive do të rrinin të ndezur, gjithë natën, sepse edhe kjo ishte në shenjë se kishte filluar një natë dhe ditë e re më e ngritur sesa të tjerat. Në trojet shqiptare këto net shpesh quhen edhe netët e kandilave ose [SIC! qirave]. Kjo ngase kudo nëpër xhamia ndriçonin kandilat me vajgur ose qirinjtë, që ishte si formë dhe lloj simboli për t'i dalluar nga netët e tjera.

Gjithçka që i dallon dhe i vlerëson netët e mira si për shembull Natën e Miraxhit, Beratit, muajin e Ramazanit nga netët e tjera është qetësues dhe domethënëse si dhe vetë akti i të veçuarit nënkupton një respekt ndaj asaj që e ka veçuar për ne Zoti dhe i Dërguari i Allahut. Tek shqiptarët kjo traditë është e lashtë që nga fillimi i praktikimit të Islamit, ndërsa tek



osmanlitë veçimi i netëve të mira me ndezjen e kandilave ka filluar në kohën e Selimit II.

Në Perandorinë Osmane këto net festoheshin me ceremoni të mëdha, duke filluar me lexim të Kuranit të Madhëruar, dërgim të salavateve, këndim i ilahive dhe kasideve të ndryshme si shenjë respektimi dhe rikujtimi ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Të gjitha këto ceremoni bëheshin në formë grupore, gjë që edhe e nxisnin frymëzimin dhe ashkin ndaj dashurisë Hyjnore dhe njëherit edhe afrimin e njerëzve. Në fund ceremonitë mbaronin me shpërndarjen e ëmbëlsirave e që në këto raste ishin sherbeti dhe hallva, sepse arrinin ti përgatisnin të dy shtresat, pra sikur shtresa e pasur po ashtu edhe ajo e varfër.

Prandaj Netët e Mëdha dhe të Mira gjatë këtyre muajve ngjasojnë me yjet e urtësisë që zbusin zemrat dhe shpirtat e njerëzve duke krijuar në këtë formë një atmosferë më të qetë shpirtërore. Gjatë këtyre netëve vlen të shtohet edhe lutja drejtuar Zotit, duke e shtuar edhe kërkim - pendimin dhe duke e hapur zemrën tonë në kërkim të asaj që na mungon dhe në falënderim të asaj që e posedojmë.

Këto net hapin dhe vizionin e vigjilencën njerëzore duke kujtuar gjithmonë se çdo padrejtësi që e veprojmë, nuk ngelet e pallogaritur sepse për të një ditë do të japim llogari para Gjykatësit të Drejtë dhe Absolut, kjo na mundëson që të jemi të drejtë dhe të ruhemi nga padrejtësitë ngase kjo na nxit që gjithmonë kemi parasysh se a thua si e qysh do të gjykohemi?!

Vetë duaja nënkupton shpresimin për të mirë dhe pozitivitetin, sepse sa herë që njeriu pendohet duhet të lutet dhe në këtë mënyrë i qetësohet zemra dhe mendon vetëm mirë, largon negativitetin dhe mllefin nga vetja. Ngarkesat e shumta, dinamika e zhurmshme dhe e ngarkuar e jetës njerëzore, streset që na shkaktohen, shpesh na ndodh që të na kalojnë ditët pa i hetuar fare, andaj kur afrohemi në net, ditë dhe muaj të caktuar pothuajse pak ndalet koha dhe e veçojmë një kohë për t'u afruar më pranë Allahut xh.sh.

Njerëzit nuk janë të pagabuar, vetë jeta dhe kjo botë bëhen shkaktarë që ndonjëherë edhe të gabojmë. I Dërguari i Allahut në lidhje me këtë thotë: "Të gjithë njerëzit gabojnë dhe bëjnë gjynahe! Më i miri prej tyre është ai i cili e pranon gjynahun e vet dhe pendohet!"

Ndërsa Zoti duke e njohur robin e vet na porosit në Kuran me fjalët: "*O ju që besuat! Pendohuni të gjithë para Allahut në mënyrë që të jeni të shpëtuar!*"

Prandaj të fillojmë që tani e të përgatitemi në mënyrë gjatë Muajit Ramazan të arrijmë qetësinë, të fitojmë paqen absolute me veten tonë dhe rrethin dhe të jemi fitimtarë të shpërblimeve që na premtohen. Tanimë jemi shumë afër një muaji ku do jemi më afër Krijuesit tonë, fillimi i të cilit është mëshirë, mesi falje dhe fundi shpëtim.

Allahu i Madhëruar e kupton njeriun më mirë sesa ai vetveten, Ai e di shumë mirë se shpesh njerëzit janë të prirë të largohen nga shpirtërorja, lutja dhe madhërimi i denjë. E për të na dhënë shpirt, për të na shtuar dashuri dhe për të qenë sa më afër Allahut ai na specifikoi disa ditë, net dhe muaj. Prandaj të lutemi njëzëri sipas lutjes së Pejgamberit a.s.: *"O Allah Im m'i bëj të bekuar muajin Rexhep dhe atë Shaban dhe na e mundëso të presim muajin Ramazan!"*

Prof.dr. Sabile Keçmezi-Basha

# Një dokument i rëndësishëm për likuidimin e Mulla Idriz Gjilanit (1)

Ditë më parë, gjatë muajit të manifestimit "Flaka e Janarit"për vitin 2019, në Gjilan, nën organizimin e Lidhjes së Historianëve, dega në Gjilan dhe nën patronatin e kryetarit të Komunës së Gjilanit, zotëri Lutfi Hazirit, u organizua një tryezë shkencore për jetën dhe veprën e Mulla Idriz Gjilanit, me rastin e 70-vjetorit të likuidimit të tij.

Në këtë tryezë referova temën "Nënë Hatixheja- grua trime e Mulla Idrizit", dhe thënë të drejtën kumtesa pati jehonë të veçantë te të pranishmit dhe u komentua gjatë në komunitetin e pjesëmarrësve. Por, ajo që më brengosi më së shumti gjatë referimeve është se në asnjë kumtesë nuk u përmend ndonjë datë e saktë e likuidimit të Mulla Idrizit. Të gjithë ne mbështeteshim në të dhënat që kishte lënë prof. dr. Muhamet Pirraku e ndonjë tjetër. Thënë të drejtën kam hulumtuar shumë për patriotin e devotshëm të Anamoravës, por nuk kam hasur në ndonjë të dhënë, veç datave të diskutueshme, siç ishin 26 nëntori, 29 nëntori apo ndonjë datë tjetër. Dilema kishte vazhdimisht dhe hulumtuesit e shumtë e thoshin hapur.

Por, në tryezën shkencore, në fjalët përshëndetëse u paraqit edhe djali i Mulla Idrizit, Isa Hajrullahu, dhe në mes të tjerash ai përmendi datën e likuidimit të babait të tij apo respektivisht të Mulla Idriz Gjilanit, 2 dhjetorin e vitit 1949. Nuk dija a e hetoi dikush tjetër, por mua më alarmoi kjo datë, ngase askush deri më tani nuk e kishte përmendur këtë datë.



**Mulla Idriz Gjilani, në veprimtarinë e vet na shfaqet e na rishfaqet në një pamje shumëdimensionale: si hoxhë, si vizionar, si realist, si atdhetar i devotshëm i çështjes kombëtare, si diplomat e përfaqësues politik i shqiptarëve në shumë tubime kombëtare e ndërkombëtare...**

Pas përfundimit të tubimit, me familjaret e Mulla Idrizit bëmë shumë fotografi dhe në bisedë e sipër e pyeta se çfarë ishte kjo datë e re e likuidimit të atdhetarit. Biseduam gjatë me zotëri Isanë dhe ai me plot dashamirësi më ofroi një dokument që deri në atë moment nuk e kisha parë. Gjatë dorëzimit të dokumentit, ai pati të vetmen kërkesë që të shkruaja diçka për të. I premtova se edhe kështu mu për

këtë po e merrja për ta publikuar.

Paraprakisht para se të shkruaja për dokumentin e ndiej për obligim të them disa fjalë për figurën e ndritshme të hoxhës-atdhetar, Mulla Idriz Gjilanit. Mulla Idriz-Gjilani, veprimtarinë e bujshme atdhetare, e kishte filluar që nga fëmijëria dhe e kishte vazhduar deri në fund të jetës së vet. Çka është e vërteta atdhetari jetoi shkurt, por në këtë hark kohor veproi bujshëm e me guxim duke e tmerruar armikun shekullor. Dhe lirshëm mund të thuhet se mu kjo ndikoi që të tërhiqte vëmendjen e pushtetarëve e spiunëve, ndaj ndjekjet e vazhdueshme të okupuesit u bënë një me të, derisa edhe e zbuluan dhe arrestuan. Pushtetarët e ndienin dhe e nuhasnin rrezikun nga veprimtaria e Mulla Idrizit. E ajo frikë nga ai ishte e madhe... shumë e madhe... Kosova pas riokupimit më 1945, ishte fuçi baroti, së cilës i mungonte vetëm një fije shkrepëse për ta ndezur Ballkanin. Prandaj, ishte krejt e natyrshme që ata, shtuan represaliet e dhunën ndaj shqiptarëve, vetëm e vetëm për ta zbuluar se ku fshihej patrioti -Mulla Idrizi.

Nga shumë dokumente te konsultuara, më ka rastisur të shihja se për organet e pushtetit ishte shumë e rëndësishme të arrestonin dhe të dënonin ata që kishin ndikim në masa dhe që gëzonin respektin e tyre. Veç kësaj, atdhetari i madh Mulla Idrizi, me punën e vet dhe ndikimin e pakontestueshëm në masa, kaherë kishte tërhequr vëmendjen se ora e fundit po trokiste për lirinë e Kosovës. Shekuj luftimesh bënë shqiptarët e shumtë, vetëm e vetëm pse gjakonin lirinë.

Një fat të tillë e pati edhe Mulla Idriz Gjilani, i cili në veprimtarinë e vet na shfaqet e na rishfaqet në një pamje shumëdimensionale: si hoxhë, si vizionar, si realist, si atdhetar i devotshëm i çështjes kombëtare, si diplomat e përfaqësues politik i shqiptarëve në shumë tubime kombëtare e ndërkombëtare,

**Për këtë luftë që zhvilloi, ai u detyrua të qëndronte pesë vjet në sarkofagun me madhësi 80x397x220 cm. pa u takuar me askënd dhe pa e ditur as familjarët e tij të ngushtë.**

si njeri i patjetërsueshëm dhe si luftëtar i madh i lirisë, që një ditë, jo të largët, gjakonte për ta bërë e për të parë Kosovën në gjirin e shtetit amë.

Duke shkruar, hulumtuar dhe analizuar jetën e veprën e Mulla Idrizit, vizioni i tij, në të shumtën e rasteve, na del jashtë kornizave të kohës, dhe në mënyrë ciklike vjen dhe na i kujton ngjarjet e shumta nga një kohë jo shumë e largët, kur kujtimet janë të freskëta dhe në momente lufta e madhe e tij të bëhet më e rëndësishme se çdo gjë tjetër në jetët tona.

E pikërisht, për këtë luftë që zhvilloi, ai u detyrua të qëndronte pesë vjet në sarkofagun me madhësi 80x397x220cm. pa u takuar me askënd dhe pa e ditur as familjarët e tij të ngushtë. Pa dashur të imponohet se fati i këtij atdhetari duket sikur vjen thellë nga kohët, por me një ndryshim të vockël, se jeta e tij ishte trinom me guximin, lirinë dhe vuajtjen.

Dhe, nevoja e një ristudimi të jetës së tij, siç është edhe ky dokument, i cili për një kohë të gjatë ka qenë i pazbuluar, të imponohet të mendosh se sa frikë ka pasur pushteti nga ai. Pushtetarët bënin gjithçka vetëm e vetëm që të falsifikonin vdekjen e tij prej trimi. Andaj edhe shpiknin llojlloj marifetesh pa u ndalur e menduar se të gjitha ato që thoshin ata binin në kundërshti me vetë jetën dhe veprën e Mulla Idrizit. Përveç faktit që mbushet një zbrazëti e ndjeshme deri më tash, hapen edhe shtigje të reja për t'u parë më me plotni veprimtaria atdhetare e Mulla Idrizit dhe atdhetarëve të tjerë, bashkëluftëtarë të heroit, sepse Mulla Idrizi ishte dhe mbeti një figurë e madhe, e dashur, me një natyrë kryengritëse, guximtar deri në vetësakrificë. Në të njëjtën kohë ishte popullor, me një aktivitet e kontribut të spikatur në dobi të çështjes kombëtare.

Atdhetari Mulla Idriz Gjilani ishte i vetëdijshëm se çfarë i përgatitej dhe se çka e priste nga organet e OZN-ës, se edhe më herët, por edhe më vonë, në këtë mënyrë e kishin pësuar shumë atdhetarë nga ana e "Pushtetit të ri popullor". Një fat të tillë e kishte pasur edhe prof. Ymer Berisha, Gjon Serreqi, Marije Shllaku, Halim Orana, Myderriz Haki Efendi- Sermaxhaj e shumë atdhetarë të tjerë. Dhe pa hezituar, mund të thuhet se të gjithë këta me vetëdije të lartë atdhetare ua falën jetën idealeve të larta kombëtare dhe asgjë nuk kërkuan si shpërblim, veçse realizimin e ëndrrës së madhe të aq brezave për ta parë Kosovën të pavarur e të lirë, nga i cili gjakim nuk mund ta shkulnin askurrë tekat e historisë.

Por, ndiej për obligim që gjithsesi të përmend se Mulla Idrizi, pas vdekjes së dy bashkëshorteve të para, ai u martua për herën e tretë me Hatixhe Rexhepin nga Gjilani, me të cilën pati tre fëmijë: vajzën Eminen dhe dy djem: Musanë dhe Isanë. Gruaja e Mulla Idrizit jo që ishte bashkëshorte e devotshme e tij, por ishte edhe shoqe e idealeve, që e përkrahu pa rezervë në të gjitha ndeshtrashat e jetës. Ose thënë më ndryshe, jo vetëm që e përkrahu, por në momente të caktuara diti

edhe ta nxiste, duke i dhënë kurajë për rrugën e filluar. Për këtë dëshmon edhe e dhëna që edhe pas shumë mundimeve e peripecive që kishte pësuar nga udbashët, ajo kurrë nuk foli dhe nuk tregoi se ku ndodhej burri i saj. Përkrahja e saj kishte një domethënie të madhe për luftëtarin, se edhe në momente të rënda të jetës i jepte zemër për qëndresë dhe për ditët që vinin.

## Shtrohet pyetja: Kush ishte Mulla Idriz Gjilani?

Mulla Idriz Velekinca lindi në Velekincë të Gjilanit, më 4 qershor të vitit 1901. Mësimet fillestare i ndoqi në mejtepin e Cërnicës së Gjilanit (1911), shkollën e mesme e mbaroi në medresenë "Atik" në Gjilan, ku dhe diplomoi më 1926. Në moshën 25-vjeçare bëhet imam dhe merr titullin "Mulla". Shërbeu si imam në Karadak e në Hogosht të Dardanës. Më 1941 u zgjodh në postin e bashkëligjëruesit të Kuvendit fetar-arsimor të Vakëfit të Shkupit. Në edukimin e tij si fetar e atdhetar, ai u nis nga ky parim se ne shqiptarët*: "Kemi tri fe, por kemi vetëm një Atdhe... një gjak, një gjuhë një diell e një Zot. ... Detyrë mbi detyra kemi bashkimin dhe mbrojtjen e Atdheut..." dhe shtonte:* "Pa një atdhe të lirë feja nuk mund të mbahet kurrë, nuk mund të ushtrohet. Lexoni veprat e të diturve dhe të urtëve sa e mirë për t'u bindur, sa e kuptueshme është feja islame, kur shpjegohet shqip, në gjuhën e Zotit për shqiptarët".

Gjatë kohës si hoxhë zhvilloi një veprimtari intensive në fushën e edukimit fetar me frymë atdhetare. Hapi mejtepin e Pidiçit për mësimin e djemve dhe të vajzave, organizoi ilegalisht mësimin e shkrim-leximit me alfabetin e gjuhës shqipe, futi mësimin shqip në medresenë "Atik", ushqeu mirëkuptimin dhe bashkëpunimin vëllazëror me bazë kombëtare shqiptare në popullsinë myslimane-katolike të zonës së Karadakut. Në prill të vitit 1937, në ilegalitet të thellë, themeloi në Arllat të Drenicës Organizatën e Rinisë Përparimtare "Drita" të Kosovës. Aktivitetet e tij fetare nuk dalloheshin nga ato atdhetare e humane. Mulla Idrizi ishte kundër shpërnguljes së shqiptarëve. Mulla Idrizi printe në aksionet për ndërtimin e urave, rrugëve, krojeve, mejtepeve, xhamive, mirëmbajtjes së varrezave, të cilat i shikonte si mjete dëshmuese të bashkimit të popullsisë shqiptare. Uniforma e ndihmoi për të maskuar aktivitetin e tij patriotik. Në kohën kur Mulla Idriz Gjilani ushtronte detyrën e ligjëruesit numri i nxënësve të"Atik medresesë"të Gjilanit arriti në 734, nga të cilët 326 ishin femra. Po ashtu i organizoi shkollat lëvizëse me mësues shëtitës. Vetëm në zonën e Gjilanit u hapën 39 shkolla të tilla fetare, që zgjuan te brezi i ri ndjenjat fetare dhe ndërgjegjen kombëtare.

Nga prilli 1941 Mulla Idrizi, iu kushtua plotësisht veprimtarisë politike. Ai luftoi për unitetin territorial të trevave shqiptare, luftoi kundër gjenocidit serb e bullgar, kundër komunizmit. Në qershor të 1944 -ës drejtoi betejën e Kikës, ku doli fitimtarë. Veprimtaria e Mulla Idriz Gjilanit është heroike. E tillë është edhe periudha 1944-1949 dhe kallja e tij në zjarr më datën e 2 dhjetor 1949. Mulla Idrizi njihej edhe si intelektual që fliste disa gjuhë të huaja dhe gjatë asaj periudhe kishte botua disa punime fetare-shkencore.



Hytbeja e xhumasë i kushtohet Pavarësisë së Kosovës

# HYTBE PËR PAVARËSINË

Me rekomandim të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në të gjitha xhamitë e Kosovës, hytbeja e xhumasë iu kushtua përvjetorit të njëmbëdhjetë të Pavarësisë së Kosovës.

Falënderimi i takon Allahut, Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë.

Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë e udhëzon Allahu s'ka kush e lajthit dhe kë e largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç Allahut, i Cili është Një dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.

## Gëzimi për këtë ditë

17 shkurti është një datë që në historinë më të re të Kosovës shënon ngjarjen më madhështore të saj, pavarësinë. Pas dekadash okupimi e privimi nga e drejta për të jetuar të lirë, deshi Zoti që dhe ky popull ta fitojë lirinë. Nëse kihet parasysh e kaluara që kemi përjetuar, atëherë gëzimi për këtë datë, që për ne paraqet shkëputje nga një e kaluar e hidhur, rrjedh krejtësisht natyrshëm.

Kjo datë duhet të na shërbejë si falënderim, në radhë të parë ndaj Krijuesit Fuqiplotë, e pastaj edhe ndaj të gjithë atyre që, në një ose formë tjetër na ndihmuan në jetësimin e këtij ideali të kamotshëm. Allahu i Madhëruar na mëson në Kuran:

﴿وَمَا بِكُم مِّن نِّعْمَةٍ فَمِنَ اللَّهِ﴾

*"Çdo dhunti që keni është nga Allahu…" (En Nahl. 53)*

Ndërsa, Pejgamberi Muhamedi na ka mësuar: *"Ai që nuk falënderon njerëzit, nuk ka falënderuar as Allahun!"*

**Shteti nuk mund të ecë para përderisa drejtësia të mos e ketë në dorë timonin. Kriminelët dhe shkelësit e ligjit duhen ndëshkuar kushdo që të jenë ata. Ndryshe, festimi i kësaj date nuk do të ketë sens dhe as kuptim.**

## 17 shkurti datë reflektimi

17 shkurti është edhe një datë reflektimi. Tani që kemi plotësuar dekadën e parë si shtet, sa duhet të na gëzojë fakti për largimin gjithnjë e më shumë nga e keqja, duhet të na brengosë edhe fakti se sa jemi duke punuar për jetësimin e botëkuptimeve të pavarësisë dhe lirisë. Pavarësimi është një moment, i cili në fakt hap një histori të re, me përgjegjësi e detyra të reja e të shumta, në fokus të të cilave janë dinjiteti i qytetarit dhe mirëqenia e tij. Së këndejmi, 17 shkurti duhet të troket në ndërgjegjen tonë se sa kemi realizuar për një dekadë këto domethënie dhe botëkuptime të pavarësisë, sa kemi punuar për rritjen e mirëqenies së qytetarëve, sa kemi arritur të funksionojmë si shtet. Shteti nuk mund të ecë para përderisa drejtësia të mos e ketë në dorë timonin. Kriminelët dhe shkelësit e ligjit duhen ndëshkuar kushdo që të jenë ata. Ndryshe, festimi i kësaj date nuk do të ketë sens dhe as kuptim. Allahu, pas këtyre dhuntive që u jep njerëzve, siç është pavarësia tani për ne, kërkon punë dhe energji për stabilizim të vendit e jo përçarje të tij. Allahu në Kuran thotë:

﴿الَّذِينَ إِن مَّكَّنَّاهُمْ فِي الْأَرْضِ أَقَامُوا الصَّلَاةَ وَآتَوُا الزَّكَاةَ وَأَمَرُوا بِالْمَعْرُوفِ وَنَهَوْا عَنِ الْمُنكَرِ ۗ وَلِلَّهِ عَاقِبَةُ الْأُمُورِ﴾

*"(Allahu ndihmon) Ata të cilët kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej së keqes.Allahut i takon përfundimi i çështjeve." (El Haxh: 41)*

## Përgjegjësia shoqërore

Kosova nuk është vetëm e politikanëve, ajo është e të gjithë qytetarëve të saj, dhe nisur nga këtu, përgjegjësitë për çuarjen para të saj, nuk janë vetëm të liderëve tanë. Secili qytetar duhet ta ndërgjegjësojë veten se, krahas të drejtave të tij, ai ka edhe obligime karshi shtetit. Secili prej nesh mund të bëjë diçka të mirë për vendin e vet.

Kështu, të fillojmë të gjithë bashkë, të punojmë për vendin tonë, sepse, duke punuar kështu, ne kemi punuar për veten tonë, për fëmijët tanë, për gjeneratat që do të vijnë!

O Zoti ynë, Zot i qiejve dhe i Tokës, bëje vendin tonë vend të sigurisë, paqes, mirëqenies dhe qetësisë e assesi mos e bëj vend të trazirave, rrëmujës dhe dhunës!

# Në Abu Dabi u mbajt Konferenca Botërore e Vëllazërisë Njerëzore, e organizuar nga Këshilli Mysliman i Urtësisë

*Abu Dabi, 2 shkurt 2019*

Nën patronazhin e Lartësisë së Tij Sheikh Mohammed bin Zayed Al Nahyan, Princit të Kurorës të Abu Dhabit dhe zv/ komandant suprem i Forcave të Armatosura në Abu Dhab, u zhvilluan aktivitetet e Konferencës Botërore të Vëllazërisë Njerëzore, të organizuar nga Këshilli Mysliman i Urtësisë, me pjesëmarrjen e liderëve fetarë dhe personaliteteve intelektuale dhe medieve nga e gjithë bota.

Në këtë konferencë globale të rendesisë së veçantë morën pjesë edhe kryetari i BIRK—ut, Myftiu Naim ef.Tërnava. Konferenca zhvilloi aktivitetin e saj mbi dialogun, mbi bashkëjetesën nën slloganin "Vëllazëria njerëzore, rëndësia e saj, pikat e saj fillestare dhe mënyrat e promovimit të saj global". Kjo konferencë përkon me vizitën historike të Papa Francis, Papa i Kishës Katolike dhe Shejhut te Azharit Imamit Ahmed el-Tayeb, në EBA për të adresuar ekstremizmin dhe disavantazhet intelektuale dhe forcimin e marrëdhënieve njerëzore dhe krijimin e bazave të reja në mesin e njerëzve të feve dhe besimeve të shumta, të bazuar në respektin për ndryshim, dhe që të kontribuojë për rindërtimin e urave të komunikimit dhe mirëkuptimit të ndërsjellë, për harmoni, respekt dhe dashuri dhe për të përmbushur sfidat me të cilat përballet rruga humanitare për sigurinë, stabilitetin dhe paqen dhe për të arritur bashkëjetesën e dëshiruar.



# Myftiu Ternava: Bota mund të mësojë shumë nga harmonia dhe toleranca fetare te shqiptarët

Gjatë punimeve të konferences mbi Vëllazërinë Njerëzore, në Abu Dabi, ku zhvilloi vizitën e tij Papa Françesku, si papa i parë që viziton Gadishullin Arabik, ku morën pjesë më shumë se 700 liderë të besimeve të ndryshme fetare, në krah të Imamit të madh të Al-Azharit, Ahmad Al-Tayyeb; Myftiu Tërnava paraqiti kumtesën e tij në sesionin e dytë të konfernccës. Aty Myftiu Tërnava njohu të pranishmit me historikun e shkurtër të Kosovës, duke i paraqitur botës shembullin e harmonisë dhe tolerances te shqiptarët në përgjithësi dhe në Kosovë në veçanti.

Ai gjithashtu foli edhe për organizimin e jetës fetare në Kosovë, si dhe për rolin dhe kontributin e BIK-ut në ndërtimin e një shoqërie tolerante dhe ku respektohet diversiteti kulturor dhe ai fetar.

Dokumenti thotë se me gjithë vlerësimin e plotë të aspekteve pozitive të arritura nga qytetërimi modern, ka rënie në etikën dhe vlerat shpirtërore dhe në ndjenjë të përgjegjësisë dhe kjo çoi shumë njerëz drejt zhgënjimit, izolimit, ateizmit dhe ekstremizmit, gjithashtu çoi drejt miratimit të formave të varësisë dhe ka rezultuar në atë që mund të quhet një luftë e tretë botërore të ndarë në pjesë pjesë.

Dokumenti bëri thirrje për zgjimin e ndjenjës fetare dhe ridërgim të tij përsëri në zemrat e gjeneratave të reja që t'u përmbahen vlerave të paqes dhe të mbështetin mirëkuptimin e ndërsjellë të vlerave të humanizmit dhe vëllazërisë dhe bashkëjetesës, bëri thirrje për mbrojtjen e gjeneratave të reja nga kontrollimi nga të menduarit material dhe nga rreziku i politikave të përfitimit të verbër dhe nga indiferenca ndaj ligjit. Dokumenti ka thënë se njohja e së drejtës së grave për arsimim, punësim dhe për ushtrimin e të drejtave politike është një domosdoshmëri urgjente, duke bërë thirrje për veprim për të çliruar atë nga presionet historike dhe sociale në kundërshtim me bazat e besimit të tyre dhe dinjitetit, si dhe për mbrojtjen nga shfrytëzimi seksual dhe nga trajtimi si një mall ose si një mjet për t'u shijuar, dhe nga praktikat çnjerëzore dhe zakonet vulgare ndaj dinjitetit të grave. Dokumenti bëri thirrje për mbrojtjen e të drejtave themelore të fëmijëve për edukimin e familjes, të ushqyerit, për edukimin dhe për mbrojtja e të moshuarit, të dobëtit dhe për nevojat e njerëzve me nevoja te veçanta. *(R.S & B.M.)*

# Myftiu Tërnava u prit në takim nga këshilltari për çështje ligjore dhe fetare të presidentit të EBA-s, Al Sayed Ali Al Hashimi

*Abu Dabi, 5 shkurt 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava u prit në takim nga këshilltari për çështje ligjore dhe fetare të presidentit të Emirateve të Bashkuara Arabe, Al Sayed Ali Al Hashimi. Në këtë takim Myftiu Tërnava shprehu falënderime të veçanta për udhëheqësit dhe popullin e EBA-së, të cilët kanë ndihmuar Kosovën dhe popullin e saj në situatat më të rënda, si dhe kanë ndihmuar në konkretizimin e shumë projekteve anekënd Kosovës, ndaj për këtë u shpreh shumë mirënjohës dhe luti Zotin që t'u japë të mirat në këtë dhe botën tjetër. Duke theksuar se ky bashkëpunim ende vazhdon në realizimin e projekteve të ndryshme.

Myftiu Tërnava poashtu theksoi rolin dhe angazhimin që ka Bashkësia Islame e Kosovës që në vend të mbretërojë një ambient i qetë, ku të gjitha komunitetet të jetojnë në paqe dhe harmoni mes vete. Ai po ashtu shtroi nevojën që edhe më shumë të ndihmohet Kosova dhe të lobohet edhe më për integrimin e Kosovës në organizmat rajonalë dhe ata ndërkombëtarë.

Nga ana e tij, nikoqiri Al Hashimi falënderoi Myftiun Ternava për këtë vizitë shumë domethenëse për të, duke shprehur përkushtimin e udheheqësisë së EBA-së në pëkrahje të Kosovës në të gjitha fushat. Në këtë pritje të organizuar në nder të vizitës së Myfiut në EBA ishin prezentë edhe dijetari i njohur nga Arabia Saudite dr. Abdullah Al Muslih, përgjegjësi për projektet e jashtme në fondacionin "Muhamed bin Rashid al Maktum", Saleh Abdullahu, si dhe i ngarkuari me punë në ambasadën e Kosovës në EBA, Amir Ahmeti. *(R.S & B.M.)*



# Myftiu Tërnava u prit nga dr. Mirza As Saeg

*Dubai, 7 shkurt 2019*

Myftiu Tërnava u prit nga dr. Mirza As Saeg, anëtar i këshillit drejtues i fondacionit Al Maktoum, si dhe shef i kabinetit të ministrit të Financave të EBA-së.

Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për përkrahjen e EBA-së ofruar Kosovës në arenën ndërkombëtare si dhe falënderoi Qeverinë dhe popullin e këtij vendi bujar, i cili pandërprerë po ofron përkrahje dhe ndihma për projekte të ndryshme. Gjithashtu Myftiu falënderoi ministrin e Financave te EBA-së sheikun Hamdan bin Rashed Al Mektum për përkrahjen e ofruar BIK-ut në realizimin e projekteve të ndryshme. Myftiu ftoi z. Mirza për një vizitë në të ardhmen e afërt Kosovës. Nga ana e tij nikoqiri falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën duke konfirmuar qëndrimin zyrtar të EBA-së dhe vazhdimësinë e përkrahjes së Kosovës, si dhe cilësoi marrëdhëniet mes dy vendeve si të shkëlqyeshme. Myftiu Naim ef. Tërnava në këtë takim ishte i shoqëruar nga ndihmëssekretari i BIK-ut, Rexhep ef. Luma dhe shefi i kabinetit Besim ef. Mehmeti. *(R.S & B.M.)*



# Myftiu u prit nga kryetari i shoqatës bamirëse "Dubai Charity", dr. Ahmed Mismar



*Dubai, 7 shkurt 2019*

Gjatë qëndrimit në Emiratet e Bashkuara Arabe, Myftiu Naim ef. Tërnava i shoqëruar nga ndihmëssekretari i BIK-ut, Rexhep ef. Luma dhe shefi i kabinetit Besim ef. Mehmeti, vizitoi shoqatën bamirëse "Dubai Charity" në selinë e saj në Dubai. Aty Myftiu u prit nga kryetari dr. z. Ahmed Mismar. Myftiu falënderoi nikoqirin për mikpritjen si dhe njohu nikoqirin me ecurinë e projekteve të ndryshme të BIK-ut në Kosovë, duke falënderuar për përkrahjen e ofruar BIK-ut.

Të dy palët biseduan për bashkëpunim për realizimin e projekteve të ndryshme të BIK-ut dhe u dakorduan për zgjerimin e bashkëpunimit në fusha të ndryshme. *(R.S & B.M.)*

# Myftiu Tërnava takoi imamët e Malishevës, Shtimes dhe Lipjanit







*Prishtinë, 14 shkurt 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, së bashku me një pjesë të kabinetit të tij, vizitoi këshillat e Bashkësisë Islame të Malishevës, Shtimes dhe Lipjanit në kuadër të takimeve rajonale me administratën dhe imamët e këshillave të BI-së. Myftiu Tërnava shprehu falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke i përgëzuar ata si dhe, në të njëjtën kohë, kërkoi nga të gjithë imamët që gjatë kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIKR-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve në nivel të duhur, si dhe të bëhet bashkërendimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare. Një theks të veçantë, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike. Ai tërhoqi vërejtjen që gjatë fjalimeve që ata mbajnë të jenë të matur e të kujdesshëm, të ftojnë në rrugën e Zotit të tyre, po sipas porosive të Krijuesit, me urtësi dhe këshilla të mira. Më pas të gjithë drejtorët folën për aktivitetet e tyre dhe njëherësh kërkuan nga imamët që të shtojnë edhe më angazhimet e tyre për një të ardhme më të mirë të BIRK-ut. Po ashtu edhe imamët shtruan një sërë pyetjesh të cilat kanë të bëjnë me aktivitetin e tyre në terren. *(R.S)*

# Myftiu Tërnava u prit në takim nga kryetari i Skënderajt z. Bekim Jashari

*Prishtinë, 15shkurt 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, qëndroi për vizitë në komunën e Skënderajt, në të cilën u prit nga kryetari i kësaj komune z. Bekim Jashari. Myftiu Tërnava fillimisht e falënderoi për pritjen, më pas e përgëzoi atë për punën e tij në komunën e Skënderajt. Ai gjithashtu e falënderoi kryetarin Jashari për bashkëpunimin e thellë dhe kooperimin që e kanë me Këshillin e Bashkësisë Islame të Skënderajt. Myftiu Tërnava e uroi kryetarin Jashari për përvjetorin e njëmbëdhjetë të Pavarësisë së Kosovës, duke kujtuar sakrificat e gjithë dëshmorëve për këtë ditë, në veçanti kontributin e familjes Jashari. Nga ana e tij, kryetari Jashari, e falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën, si dhe premtoi thellimin e bashkëpunimit me Bashkësinë Islame të Kosovës. *(Fatmir Ilazi)*



# Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion të shoqatës "El Nexhat Hajrije"

*Prishtinë, 25 shkurt 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim një delegacion të shoqatës "El Nexhat Hajrije", të kryesuar nga dr. Xhabir el Vandah, zëvendësdrejtor në këtë organizatë dhe anëtar në Kryesinë e "El Xhemilje el kuvejtije lil igathe" dhe prof. Abdallah Salim el Ubejdelin, mbikëqyrës i projekteve të shoqatës "El Nexhat Hajrije". Myftiu Tërnava fillimisht u dëshiroi mirëseardhje, më pas i falënderoi për ndihmën dhe përkrahjen e vazhdueshme që ka dhënë shteti i Kuvajtit për Kosovën. Ai po ashtu shprehu gatishmërinë e tij dhe të institucionit që ai drejton që edhe më tej të ketë bashkëpunim në të mirë të të gjithëve. Ndërkaq, mysafirët shprehën falënderime për mikpritjen, si dhe premtuan se edhe më tutje do të ketë bashkëpunim dhe përkrahje për popullin e Kosovës. *(R.S)*



## Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

*Prishtinë, 19 shkurt 2019*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjene radhës, të cilën e hapi kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Ai falënderoi anëtarët e Kryesisë së BIRK-ut për kontributin që janë duke dhënë në të mirë të fesë dhe popullit tonë. Mbledhja vazhdoi sipas pikave të rendit të ditës. *(R.S)*



## Promovohet kompleti i veprës "Islami nëpërmjet haditheve 1-7"

*Prishtinë, 21 shkurt 2019*

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës u bë promovimi i kompletit të veprës "Islami nëpërmjet haditheve 1-7", projekt ky i iniciuar, përgatitur e redaktuar nga studiuesit më të njohur të shkencës së hadithit të DIJANET-it të Republikës së Turqisë. Në këtë eveniment kulturor mori pjesë Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, ambasadori i Turqisë në Kosovës, Çağri Sakar, atasheu për çështje fetare në ambasadën turke në Prishtinë, z. Nevzat Sabri Arkin, personalitete të jetës kulturore, politike, professorë, imamë dhe nëpunës të Bashkësisë Islame, pedagogë, nxënës e studentë.

Një fjalë rasti për ta përshendetur këtë ngjarje kulturore e mbajti kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili mes të tjerash theksoi:"… Veprën të cilën po e promovojmë sot, fillimisht është menduar që t'u shërbejë lexuesve dhe besimtarëve turqishtfolës, mirëpo, kur u pa se kjo vepër u prit shumë mirë, u vlerësua nga kritika dhe pati jehonë dhe prezantim të suksesshëm në Turqi, DIJANETI, në bashkëpunim me bashkësitë fetare të rajonit, pra edhe me Bashkësinë Islame të Kosovës, vendosi që ta përkthejë dhe ta botojë edhe në gjuhën shqipe, duke i ofruar kështu lexuesit shqiptar, e mbi të gjitha studiuesve, pastaj imamëve e studentëve tanë një vepër kapitale dhe vëllimore nga fusha e hadithit. …".

Ai më tutje theksoi se duke i pasur parasysh gjithë këto, dhe sigurisht për shkak të metodologjisë së ndjekur dhe përmbajtjes së saj të bollshme e vëllimore dhe shumë të rëndësishme, kjo vepër duhet të jetë pjesë e pandashme e bibliotekave të hoxhallarëve tanë dhe sidomos duhet të bëhet pjesë e literaturës së detyrueshme në medresetë dhe fakultetin tonë islam. Për këtë do të kujdeset dhe do të angazhohet Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, e cila të gjitha këshillat e saj e nëpërmjet tyre edhe imamët në nivel vendi, Medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame, do t'i pajisë me veprën madhore "Islami nëpërmjet hadhitheve.

Në fjalën e tij, Ambasadori i Turqisë në Kosovës, Çagri Sakar theksoi se Turqia dhe Kosova kanë një bashkëpunim shumë të mirë në fusha të ndryshëm si të arsimit, industrisë, tregtisë, ushtarake, kulturore apo edhe ekonomike dheky bashkëpunim do të vazhdojë edhe më tej në të mirë të dy vendeve. Ai shprehu falënderim për Dijanetin e Turqisë dhe BIRK-un, si dhe për të gjithë ata persona që kanë kontribuar dhe punuar në këtë vepër kaq të rëndësishme. Kosova si shtet më i ri në botë karakterizohet nga bashkëjetesa mes shumë kulturave, etnive dhe feve, është bërë nikoqire e një pasurie të veçantë. Kjo ka një rëndësi të veçantë qoftë nga përforcimi i kulturës në bashkëjetesë, qoftë nga mësimi apo marrja e njohurive fetare të rinisë nga një edukim i shëndoshë nga institucionet përgjegjëse dhe nga burimet e sakta dhe të shëndosha. Në të kundërtën mund të vërtetohet se rinia mund të infiltrohet nga rryma të ndryshme të lajthitura dhe qëllimkëqija dhe shprehu shpresën që të gjithë punonjësit fetarë të përfitojnë nga kjo vepër. Në emër të nënkryetarit të Dijanetit foli atasheu për çështje fetare në ambasadën turke në Prishtinë, z. Nevzat Sa-







bri Arkin, i cili përcolli përshëndetjet e nënkryetarit të Dijanet-it, i cili nuk pati mundësi që të jetë pjesë e këtij promovimi. Ai çmoi kontributin shumë të ngushtë dhe të sinqertë mes DIYANET-it dhe BIRK-ut duke premtuar se këto marrëdhënie edhe më do të zhvillohen në të mirë të dy popujve. Ai ka falënderuar të gjithë ata që kanë kontribuar, si përkthyesit, botuesit, bartësit dhe ata që do ta shpërndajnë këtë vepër dhe dhprehu shpresën se këto mësime nga imamët do tëtransmetohet te xhemati.

Kurse fjalë promovuese mbajti kryeimami i Kosovës, prof. Sabri ef. Bajgora, i cili tha se kjo është vepër kapitale e një rëndësie të veçantë për studiuesit dhe imamët. Ai theksoi se pas Kuranit, i cili është bazament i çdo shkence dhe njohurie fetare, suneti i Muhamedit a.s. i cili përfshin thëniet, veprat dhe pëlqimet e të Dërguarit a.s. është baza e dytë në të cilën mbështetemi për të sqaruar e shtjelluar çështjet e fesë sonë islame. Pa sunetin e Muhamedit a.s. vështirë se do të arrinim të depërtonin në kuptimet shumëdimensionale të Kuranit fisnik, andaj pikërisht duke iu referuar këtij parimi, dijetarët myslimanë me zellin, dashurinë dhe seriozitetin më të madh u janë qasur studimeve shumëdisiplinare të shkencave të hadithit duke na ofruar materie të bollshëm dhe studimore të kësaj fushe për të pasur një perceptim sa me real rreth tyre. Andaj në vazhdën e këtyre përpjekjeve fisnike për ta përçuar tutje mesazhin e thesarit profetik është edhe vepra që sot ne po e promovojmë “Islami nëpërmjet haditheve”, e përkthyer në gjuhën shqipe dhe e cila është e veçantë për nga aspekti i përfshirjes, infrastrukturës, përmbajtjes dhe metodologjisë së ndjekur gjatë përpilimit të saj. Hadithet e sjella në këtë vepër kapin fusha të ndryshme ndërkohë që edhe komente e tyre janë përvijuar në një gjuhë të rëndomtë dhe të kuptueshme për njeriun e kësaj kohe duke marrë parasysh problemet dhe nevojat e shoqërisë islame në përgjithësi, por ato në periudhat bashkëkohore në veçanti. “Vepra në fjalë i dedikohet shtresës së mesme të lexuesve dhe si rrjedhojë nuk është shtjelluarnë problemet e ndërlikuara të shkencës së hadithit. Kjo vepër përbehet nga hyrja, në të cilën janë shtjelluar në hollësi termat hadith, sunnet, pastaj historiku i shkencave të hadithit. Në parathënie është foluredhe për sahabët e njohur që regjistronin hadithe të Muhamedit a.s. me lejen dhe pëlqimin e tij. Një pjesë e merituar u është përkushtuar epokës së artë të hadithit dhe librave të parë në këtë sferë në shek. III pas hixhretit”,-theksoi kryeimami Bajgora. *(R.S).*

# Mbahet akademi përkujtimore me rastin e kalimit në ahiret të profesorit Qemajl Morina (1951-2019)




*Prishtinë, 26 shkurt 2019*

Organizuar ngaKryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Fakulteti i Studimeve Islame, në amfiteatrin e FSI-së në Prishtinë u mbajt akademi përkujtimore me rastin e kalimin në ahiret të profesorit mr. Qemajl ef.Morina. Në këtë ngjarje mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, familjarë, dekani i FSI-së, prof.dr. Fahrush Rexhepi, përfaqësues të jetës politike e kulturore, stafi akademik i FSI-së, bashkëpunëtorë, përfaqësues të këshillave të BI-së së Kosovës, akademikë, studentë, shokë etj.

Në fjalën e tij duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava, mes të tjerash tha:"... Sot më ka rënë hise një detyrë e rëndë, ndër më të rëndat në këto vitet e fundit të përvojës time në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës, që para jush të shpreh vlerësimet dhe konsideratat e mia dhe të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për bashkëpunëtorin, kolegun dhe profesorin tonë Qemajl Morina, i cili më datën 22 shkurt 2019 kaloi në ahiret, e pastë thënë Zoti, si një shpirt i qetë e fisnik dhe duke iu përgjigjur urdhrit të Zotit konform ajetit kuranor: "O shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt i vetkënaqur e i pranuar! Hyr mes robërve të Mi!Dhe hyr në Xhenetin Tim!" (el-Fexhr, 27-30).

E them me plot gojën se urtësia, fisnikëria, përzemërsia dhe mirësjellja e profesor Qemajlit vërtet rrallë mund të hasen në shoqërinë tonë. Nuk mbaj mend ta kem parë të vrenjtur në fytyrë apo të hidhëruar në dikë. Pavarësisht se në debate edhe mund të kishte mospajtime, pamja e tij e natyrshme ishte e një njeriu të qetë, konstruktiv e mbi të gjitha korrekt me të tjerët.

Profesor Qemajli ka qenë njëri i shumanshëm, prandaj edhe kontributi i tij është shumëdimensional, si: publicistik, shkencor, historik, gjuhësor e pedagogjik.

Meqenëse kjo botë dhe gjithçka është kalimtare dhe sipas caktimit të Zotit të gjithësisë, kush më herët e kush më vonë, do të kalojmë në botën tjetër, ajo që mbetet pas është vepra jonë. Në të dy këto drejtime, profesor Qemajli na ka tejkaluar të gjithë ne. Ai para nesh kaloi në ahiret, por na ka tejkaluar edhe për veprimtarinë e bujshme në fushën e fjalës së shkruar islame në gjuhën shqipe dhe trashëgiminë e gjerë që ka lënë dhe e cila, me Emrin e Allahut, do të botohet në një komplet të veçantë.

Jemi mbledhur sot për ta nderuar një njeri që prore na ka nderuar të gjithë, familjen, institucionet në të cilat punoi, bashkëpunëtorët, shoqërinë dhe kohën në të cilën jetoi; një njeri që me tërë qenien ka punuar për përparimin fetar dhe kulturor dhe të gjithmbarshëm të shqiptarëve, një njeri që me penën e tij shumë nga vlerat e dëshmuara e të gjithmonshme të njerëzimit, me punën e palodhshme e sakrifikuese, i ka bërë edhe pjesë të kulturës sonë, por dhe kulturën tonë kombëtare e ka afirmuar nëpërmjet prezantimit të saj në relacione me kulturat e tjera.

Në të këtilla raste fjalët gjithmonë duken të pakta dhe duke u përpjekur për të thënë ato më kryesoret që e kanë karakterizuar profesor Qemajlin, shumë gjëra të tjera, po aq të rëndësishme, do të na mbesin pa i përmendur.

Por, për profesor Qemajlin do të flitet e do të shkruhet gjatë, shumë gjatë, nëpër katedra, konferenca e simpoziume, nëpër revista shkencore e monografi të veçanta, sepse trashëgimia dhe veprimtaria e bollshme që na e la profesor Qemajli si pedagog, shkencëtar dhe, përgjithësisht, si individ i dalluar i shoqërisë sonë, do të mbetet e përhershme.

Duke e përmbyllur këtë fjalë timen dua të them se, në rend të parë, familja, farefisi i gjerë, miqtë, kolegët, studentët e tij të shumtë, lexuesit e veprës së tij shkencore e humanitare, shoqëria jonë në përgjithësi, me vdekjen e profesor Qemajlit, kanë humbur shumë; por dhembja nuk duhet të na bëjë të harrojmë se kemi pasur fatin e rrallë që ta njohim një prind, një familjar, një të afërm, një mik, një koleg, një profesor, një dijetar e një pjesëtar të shoqërisë sonë me emrin e punën e të cilit krenohemi të gjithë. Allahu i madhëruar e shpërbleftë profesor Qemajlin për veprën e tij, kurse shpirtin e tij e bëftë pjesë të kopshteve të Xhenetit Firdevs!

Shpirtit të bekuar e fisnik të profesor Qemajlit të gjithë t'ia bëjmë hedije një Fatiha!"

Kurse dekani i FSI-së, prof.dr. Fahrush Rexhepi, theksoi:

"Ndarja nga jeta e prof. Qemajlit është ngjarje e dhimbshme, sepse largimi i tij do të krijojë boshllëk të madh jo vetëm në familje, por edhe në rrethet intelektuale e fetare pasi



ai ishte një studiues dhe pedagog i rrallë i fushës së studimeve islame. Profesor Qemajl Morina përveç punës dhe kontributit të tij në BIRK, është edhe ndër themeluesit e FSI-së duke qenë anëtar i Këshillit themeltar për hapjen e FSI-së më 1992. FSI-ja ka pas nderin që librin e parafundit me titull "Glosari i nocioneve fetare" t'ia botojë profesor Qemajlit, ndërsa ndiejmë keqardhje që ai nuk e priti librin e tij të fundit me titull "Studime kontrastive mes arabishtes dhe shqipes në fushën e fonologjisë", i cili tashmë është faqosur dhe është gati për botim. Botues i këtij libri është FSI-ja dhe e lusim Allahun Fuqiplotë që këtë vepër ta vendosë në peshoren e punëve të mira të tij!".

Në emër të familjes foli Fuad Morina, djali i profesor Qemajlit, i cili falënderoi Myftiun Tërnava dhe BIRK- un për këtë akademi përkujtimore. Ai tha se për ta si familje është nder që të dëgjojnë fjalime vlerësuese për prindin dhe që si familje janë krenarë për punën e tij të palodhshme që ka bërë në kuadër të BIRK-ut. Ndërsa krejt në fund Hfz. Safet Hoxha e bëri duanë e hatmes për shpirtin e rahmetliut. *(R.S).*

## Shënohet Dita Botërore e Mbulesës

*Prishtinë, 1 shkurt 2019*

Dita Botërore e Mbulesës, data 1 shkurt, u shënua me aktivitete të shumta në Kosovë dhe Shqipëri. Me rastin e shënimit të kësaj date, në restorant "Golden" u organizua një tribunë për femra, e cila ishte organizuar nga qytetare aktiviste-vullnetare, nën udhëheqjen e Valbonë Bytyqit. Para të pranishmëve në këtë tribunë ligjëroi zyrtarja e DG-së së Bashkësisë Islame të Kosovës, dr. Florentina Tërmkolli, e cila foli rreth temës: "Mbulesa, obligim hyjnor."

Pas ligjëratës, programi vazhdoi me pika të ndryshme artistike që i kushtohen kësaj dite.

Ndërkaq, me po të njëjtën arsye, më 04 shkurt 2019, në Sallën e Kuqe në Prishtinë, u organizua një tribunë fetare me temën: "Shamia, vlerë, traditë dhe identitet"

Para të pranishmëve, në këtë tribunë ligjëroi udhëheqësja e Departamentit të Gruas së BIRK-ut, znj. Vaxhide Bunjaku, e cila foli rreth realitetit të femrës myslimane në Kosovë, si një faktor i stabilitetit në shoqëri. Ligjërues të tjerë në këtë tribunë ishin edhe dr. Shefqet Krasniqi dhe znj. Edlira Durmishaj, psikologe. Këtë tribunë edhe më shumë e begatoi pjesëmarrja e mysafires nga Anglia, znj. Lauren Booth, gatezare dhe aktiviste për të drejtat e njeriut në Angli, e cila shpalosi historinë e saj të konvertimit në islam, si dhe foli për vështirësitë me të cilat ballafaqohet një femër myslimane. *(Vaxhide Bunjaku).*



# Selim Selimi doktor në shkencat filologjike

Më datë 25.01.2019 (e premte), kandidati Selim Selimi nga Dobërçani i Gjilanit, e mbrojti me sukses temën e doktoratës në Universitetin Sakarja të Turqisë, në Fakultetin e Gjuhës dhe Letërsisë Turke, me titull: " Yahya Kemal Beyatlı'nın Şiirlerinin Söz Varlığı ve Söz Dizimi (Fondi i fjalëve dhe kategoria e fjalive në poezitë e Jahja Kemal Bejatllë-it)". Komisioni profesional i mbrojtjes që ishte përbërë nga: prof. dr. Işıl Altun (kryetar), prof. dr. M. Mehdi Ergüzel (mentor), prof. dr. Arif Ünal, (anëtar) doc. dr. Kenan Acar (anëtar) dhe dr. Ayşe Aydın (anëtare), e çmuan lart punën e kandidatit dhe e vlerësuan maksimalisht. Në bazë të statutit të Universitetit, Komisioni unanimishte shpalli Selim Selimin"Doktor i shkencave filologjike në fushëne gjuhës turke".

Selim (Abdylhamit) Selimi ka lindur në Dobërçan, më 12. 09. 1968. Në vitin 1989 ka mbaruar medresenë"Alauddin" në Prishtinë, kurse në vitin 1996, ka mbaruar Fakultetin e Gjuhës Turkenë Prishtinë.

Në vitin 2009, ka mbaruar magjistraturën në Universitetin e Prishtinës në Prishtinë. Ka botuar 2 libra. Është autor i mbi 40 punimeve profesionale, të botuara në revista të ndryshme, në Kosovë dhe Turqi. Pjesëmarrës në disa konferenca dhe sesione shkencore. Aktualisht, është i punësuar në detyrën prof. i gjuhës turke në shkollën fillore të mesme në Dobërçan, prof. me honorar në Medresenë e Mesme Alauddin paralelja e ndarë fizike në Gjilan dhe ligjërues në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë. Me ketë rast, Selim Selimin e urojmë për gradën shkencore të doktoratës, me dëshirat më të mira për shëndet e suksese në jetën akademike. (R. Suma)



# Niset për Turqi grupi i imamëve dhe myezinëve nga Kosova

*Prishtinë, 12 shkurt 2019*

Nën organizimin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Dijanetit të Republikës së Turqisë, u nisën për Turqi grupi prej 20 imamësh dhe myezinësh-nëpunësve të këshillave të BIRK-ut, për të ndjekur trajnimin që ka për qëllim kryesor përvetësimin e bukurleximit të Kuranit. Në përcjellje të imamëve, në Aeroportin Ndërkombëtar "Adem Jashari" në Prishtinë, kishin dalë atasheu për çështje fetare nga Dijaneti i Turqisë, z. Nevzat Sabri Akin dhe asistenti i kryeimamit të BIRK-ut, z. Fatmir Iljazi. Trajnimi në fjalë do të mbahet gjatë muajve shkurt dhe mars në qytetin Tekirdag të Turqisë. *(R.S)*



# BIRK merr përsipër mjekimin e Taunita Hoxhës

*Prishtinë, 12 shkurt 2019*

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, është nisur për mjekim në Stamboll, Taunita Hoxha, e cila u aksidentua ditë më parë në Prishtinë.

Dërgimi i saj u bë me avion të veçantë dhe do të trajtohet në Spitalin Universitar "Bezmi Alem". Kjo është arritur si rezultat i marrëveshjes së bashkëpunimit që ka nënshkruar Kryesia e BIRK-ut me Drejtorinë e Vakëfeve të Republikës së Turqisë.

Kryesia e BIRK-ut, i dëshiron shërim sa më të shpejtë znj. Tuainta Hoxha, si dhe kthim sa më të shpejtë pranë familjes së saj! *(R.S)*

# Në Podujevë u organizua kampanjë për nder të 11-vjetorit të pavarësisë së Kosovës




Me moton "Dashuria ndaj vatanit, pjesë e imanit", Podujeva e shënoi këtë përvjetor të pavarësisë më ndryshe se herave të tjera. Xhamia "Dëshmorët e Kombit", me imamin dr. Besim Arbanashi, e në koordinim me Këshillin e Bashkësisë Islame, realizuan projektin "Kampanja e pavarësisë".

Kampanja zgjati katër ditë, ndërsa ngërtheu në vete një kolorit aktivitetesh, që nga dimensioni vetëdijësues e sensibilizues, solidarizues, dhe manifestues. Ditën e parë të kampanjës, organizatorët e kishin emërtuar "e premtja sensibilizuese", me atë rast xhemati i xhamisë bënë grumbullimin e mjeteve materiale, me të cilat mjete të nesërmen, e cila ishte "e shtuna solidarizuese", ndihmuan me pako ushqimore 20 familje skamnore.

Dita e tretë e kampanjës (17.02.2019) ishte "e diela manifestuese", kur në ambientet e xhamisë u shfaq një manifestim i begatë kulturor, organizim ky i cili do të mbetet gjatë në kujtesën e pjesëmarrësve.

E pazakonshme ishte ligjërata mbi rolin dhe kontributin e klerit dhe institucioneve fetare islame për çështjen kombëtare, e prezantuar nga magjistri i historisë Refik Gërbeshi. Pa harruar se namin këtij organizimi ia shtonte prezenca e theksuar e imamëve dhe hoxhallarëve llapjanë, e po ashtu e xhematit, të cilët ia kishin mësyrë xhamisë 'Dëshmorët e Kombit' nga të gjitha anët.

Pikë e veçantë e manifestimit ishte shfaqja në skenë e grupes interpretuese të mevludit dhe ilahive. Në program me një recital të përzgjedhur u shfaq artisti i teatrit kombëtar Ismet Azemi, ndërsa të pranishmit me fjalë rasti në emër të KBI-së i përshëndeti kryeimami mr. Bekim Jashari.

Manifestimi u mbyll me një dua të veçantë nga hoxha i njohur Muhamed ef. Hoxha, ndërsa jashtë ambienteve të xhamisë mysafirët pasi shijuan tortën e pavarësisë, u përcollën me lule dhe kartolina urimi nga nxënësit e xhamisë.

"E hëna jetëshpëtuese", ishte e katërta ditë dhe e fundit e kampanjës, me atë rast organizatorët realizuan aksionin vullnetar të dhurimit të gjakut, u dhuruan gjithsej 84 doza gjaku.

Ky organizim veç të tjerash ishte një shprehje simbolike e faktit se hoxhallarët gjithmonë kanë vepruar në të njejtën linjë me popullin, nëpër të gjitha sfidat dhe rrethanat nëpër të cilat kaloi populli ynë përgjatë historisë.Në fund të manifestimit nga organizatorët u tha se xhamia 'Dëshmorët e Kombit' këtë aktivitet do ta bëjë tradicional.

*Eset Qerimi - Podujevë*



# Raport mbi tubimin e Sadakatul Fitrave nga Këshillat e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës për vitin 2018

| Nr. | KBI | S.Fitra të realizuara në vitin 2018 | Zekat 2018 | S.FITRA & ZEKAT |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Prishtinë | 73,316.00 | 26464.8 | 99,780.80 |
| | Pr-Recepcion | 2,804.00 | 8716.8 | 11,520.80 |
| 1.1 | MM.Prishtine | | 3040.8 | 3,040.80 |
| 2 | F.Kosovë | 7,154.40 | 184 | 7,338.40 |
| 3 | Obiliq | 5,828.80 | 862 | 6,690.80 |
| 4 | Podujevë | 14,207.20 | 2816 | 17,023.20 |
| 5 | Lipjan | 8,612.80 | | 8,612.80 |
| 6 | Drenas | 6,153.60 | | 6,153.60 |
| 7 | Mitrovicë | 15,296.80 | 4252 | 19,548.80 |
| 8 | Vushtrri | 18,093.60 | 2032 | 20,125.60 |
| 9 | Skenderaj | 7,537.60 | 501.2 | 8,038.80 |
| 10 | Pejë | 19,804.80 | 1383.2 | 21,188.00 |
| 11 | Klinë | 3,832.00 | | 3,832.00 |
| 12 | Deçan | 5,256.80 | 160 | 5,416.80 |
| 13 | Istog | 2,023.00 | | 2,023.00 |
| 14 | Gjakovë | 9,976.80 | 262 | 10,238.80 |
| 15 | Malishevë | 5,246.40 | 103.2 | 5,349.60 |
| 16 | Rahovec | 15,086.40 | 240 | 15,326.40 |
| 17 | Prizren | 52,868.80 | 12867.2 | 65,736.00 |
| 18 | Suharekë | 14,020.00 | 1892 | 15,912.00 |
| 19 | Dragash | 16,317.60 | 492 | 16,809.60 |
| 20 | Gjilan | 25,196.00 | 4804 | 30,000.00 |
| 21 | Viti | 5,402.40 | 1320 | 6,722.40 |
| 22 | Kamenicë | 4,024.00 | 137.6 | 4,161.60 |
| 23 | Ferizaj | 28,195.20 | 3837 | 32,032.20 |
| 24 | Shtime | 5,957.60 | 660 | 6,617.60 |
| 25 | Hani i Elezit | 5,138.50 | | 5,138.50 |
| 26 | Kaçanik | 6,088.00 | 528 | 6,616.00 |
| 27 | Diasporë | 75,818.70 | 860 | 76,678.70 |
| 28 | Të Tjerë | 306.50 | 557.69 | 864.19 |
| | **Gjithësejt** | **459,564.30** | **78973.49** | **538,537.79** |

# Porositë e Këshillave të BIRK për Kurbana 2018

| Nr. | Këshilli i Bashkësisë Islame | Numri i porosive |
|---|---|---|
| 1 | Prishtinë | 848 |
| 2 | Fushë Kosovë | 97 |
| 3 | Obiliq | 70 |
| 4 | Podujevë | 344 |
| 5 | Lipjan | 150 |
| 6 | Drenas | 73 |
| 7 | Mitrovicë | 456 |
| 8 | Vushtrri | 225 |
| 9 | Skenderaj | 86 |
| 10 | Pejë | 318 |
| 11 | Klinë | 40 |
| 12 | Deçan | 50 |
| 13 | Istog | 35 |
| 14 | Gjakovë | 90 |
| 15 | Malishevë | 60 |
| 16 | Rahovec | 235 |
| 17 | Prizren | 1,258 |
| 18 | Suharekë | 170 |
| 19 | Dragash | 673 |
| 20 | Gjilan | 825 |
| 21 | Viti | 103 |
| 22 | Kamenicë | 107 |
| 23 | Ferizaj | 366 |
| 24 | Shtime | 137 |
| 25 | Kaçanik | 120 |
| 26 | Hani i Elezit | 59 |
| 27 | Medreseja | 236 |
| 28 | Kryesia | 302 |
| 29 | Diaspora | 1,084 |
| | **Total** | **8,617** |

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Prishtinës

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të liratë punës:
1. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Makoc
2. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Koliq
3. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatitPrugoc,
4. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e lagjes Kalabria.

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve, vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.

## Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:
- Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata shëndetësore;
- Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
- CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
- Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

## Vërejtje:

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Prishtinë.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursi ështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Deçanit

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirëtë punës:
1. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Strellc i Epërm

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit;
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve, vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.

## Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:
- Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata shëndetësore;
- Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
- CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
- Letërnjoftimi (fotokopje).

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

## Vërejtje:

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Deçan.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursi ështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".
- 

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Kaçanikut

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

1. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë ee re në fshatin Glloboshicënë Kaçanik, dhe
2. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë “Xhamia e Dëshmorëve” në Kaçanik

Kandidatët e interesuar duhet t’i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit;
2. T’u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve, vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar
6. Të ndërmarin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.

## Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata shëndetësore;
- Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Deklaratë me shkrim se ka për t’i kryer të gjitha shërbimet fetare;
- CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
- Letërnjoftimi (fotokopje).

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

## Vërejtje:

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Kaçanik.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursiështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën “Dituria islame”.

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

1. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e Fortesësish-Bellacërkë

Kandidatët e interesuar duhet t’i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T’u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve, vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.

## Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata shëndetësore;
- Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Deklaratë me shkrim se ka për t’i kryer të gjitha shërbimet fetare;
- CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
- Letërnjoftimi (fotokopje).

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

## Vërejtje:

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Rahovec.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Të ardhurat personale bëhennë marrëveshje me xhematin.
- Konkursiështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën “Dituria islame”.

# Këshilli i Bashkësisë Islame i Ferizajt

Shpall:

## KONKURS

Për plotësimin e vendeve të liratë punës:

1. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Biti-Shtërpcë
2. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Greme-Omuraj

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve, vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.

## Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata shëndetësore;
- Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
- CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
- Letërnjoftimi (fotokopje).

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

## Vërejtje:

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Ferizaj.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursi është hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame"

| AUTOR: AGIM GASHI | E SHKËPUTUR NGA AEROPLANI | E COPËTOJ | E QESHUR TALLËSE | FILM PËR FËMIJË I TVP-së REGJIA: S.PREKAZI | EMËR FEMRE GJERMANE | UJËVARË NË KANADA | VRIMA | GRUP GJAKU | PENGESË NË GOJËN E VIÇIT PËR TË MOS PIRË QUMËSHTITN E LOPËS | NIAGARA UNIVERSITY | MJET TRANSPORTI | OPERË E VERDIT | ULTRA DENSITY OPTICAL | NINULLA | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| TRI SHKRONJAT E PARA TË ALFABETIT ARAB | | | | | | | | | | | | | | | QEVERIA, TËRËSIA E MINISTRAVE |
| FORCUAR | | | | | | | | I DREJTËSISË<br>-----------<br>MUZIKTARI BRITANIK, SANDU | | | | | | | |
| MËSIMORE | | | | | | | | | | KËNGËTARJA LLALLOSHI<br>-----------<br>MORE! | | | | | |
| PESHA E ENËS | | | | | LUMI MË I GJATË NË AMERIKËN LATINE<br>-----------<br>GRUP GJAKU | | | | | | | | AZEM BEJTA<br>-----------<br>BANORI I SHBA-së | | |
| EMËR I HUAJ FEMRE | | | | | | PRISHJE, DËMTIM | | | | | | MIRË,BËN<br>-----------<br>BANORE E ATIONËS | | | |
| TENISTI, SAMPRAS (shq.) | | | | |  | | | | | | KRYEQYTETI JORDANEZ | | | | |
| PËRDORIM (ang.) | | | | DHELPARAK | | | | | | | LLOJ GJELLE ME GRURË, QESHQEK | | | | |
| 50 ROMAK | | TAHIR SINANI<br>-----------<br>BLERJA E MALLRAVE JASHTË | | | | | | | | | PASURI E PATUNDSHME | | | | |
| TITANI | | | KALIUMI<br>-----------<br>NDJEKËS I BESIMIT, FETAR | | | | | | | | NIKELI | | | I ROMAK<br>-----------<br>TË LUMTË! | |
| PLORI I VOGËL I PARMENDËS | | | | | | | | | | | ALIAS | | | | LLOJ GJARPRI |
| THIRRJE | | | | | | | | | | | NJË NGA KODRAT NË QABE | | | | |
| LLOJ SHPENDI UJI | | | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT ENIS | | | | |
| | RIKARD<br>-----------<br>AFRUAR | | | | | | | | | | | INCIDENT RESPONSE TEAM<br>-----------<br>PËRHAPJA | | | |
| ATMOSFERA | | | | EMNAKJA E AMARIT | QENGJ I BUTË | MËRIA, SMIRA | DETEKTIVI, NESI (shq.) | ASTATI | TONI | | SHKODRA<br>-----------<br>AKTORI, KASAPOLLI | | IRIDI<br>-----------<br>ONLINE IDENTITY MANAGEMENT | | |
| A, B, C | | | | | | | | | | BËRTHAMA<br>-----------<br>PJESA E YNDYRSHME E QUMËSHTIT | | | | | |
| INDIA | | POROSI<br>-----------<br>DËSHMORI, KASTRATI | | | | | | | AFËRSI<br>-----------<br>AGJENCIA E INFORM. E XHAMAJKAS | | | | | TEMPI<br>-----------<br>IMËT | |
| BANOR I KRYEQYTETIT TË SHQIPËRISË SË SOTME | | | | | | | | AJROSJA<br>-----------<br>NOTË MUZIKORE | | | | | | | ILIR KONUSHEVCI |
| UNITED STATES | | | NËNSHKRIM I NJË MARRË-VESHJEJE<br>-----------<br>GJERMANIA | | | | | | | | | | 1001 ROMAK<br>-----------<br>SHKRONJA XVII | | |
| PAJISJE E POLICISË SË TRAFIKUT | | | | | | | PAPJEKURI PREJ FËMIJE | | | | | | | | |

